Përparim Hysi

# TREGIME

Shtëpia Botuese Shtypshkronja ILAR®

# SHKREPSAT E XHA THOMAIT

Xha Thomain e kam njohur aty, prag viteve '60-të, kur sapo nisa punën si mësues. Qe njeri, pak i çudtishëm. Them kështu se edhe në ato vite, xha Thomai nuk kish ndërruar lëkurë. Vishej si njëherë e një kohë: me veshjen karakteristike myzeqare, me ca poture të fryra, të mbërthyera me patone aty ku mbaronte këmba dhe dimrit mbi mbërthecka vinte dhe dollakë. Takijen e bardhë, karakteristike për gjithë Myzeqenë, asnjëherë nuk e hiqte nga koka dhe, mbi të gjitha, tërë jetën e tij, deri sa vdiq, vishte në këmbë opinga lëkure. Ua kish marrë dorën dhe i qepte vet pas këmbës dhe, dimër-verë, me to trapiste. Trapitjen në atë krahinë e quajnë "gjërimë" dhe xha Thomai, po të shprehemi sipas zonës, me ato opinga "gjëronte", pa i hyrë një pikë ujë në këmbë. Sikur qe prej ajëri, se e kisha parë me këta dy sy: ndërsa unë veshur me çizme llastiku, ai me ato opingat dhe që të dy bëmë një copë rrugë goxha të gjatë: nga Libofsha deri në Rustamas, nga ishte xha Thomai. Plot 10 km të mira dhe ai dinte ta zgjidhte rrugën e përbaltur dhe vënde-vënde me pellgje ujë e soste tej matan. Merrni me mend që flas për një terren, pothuaj, të përmbytur nga një dalje nga shtrati të një "lumi të vdekur". I "vdekur", i vdekur qe ky lumi, po kur u "ngjallti qy- tha Xha Thomai, - mjerë ne të gjallët. Kur më vonë lexova "Lumi i vdekur" të prozatorit të pavdekshëm, Jakov Xoxa, i hasa këto fjalë dhe thashë: tek do të ket takuar me xha Thomanë, ky, mjeshtëri i prozës. Këtë

trapitjen me opinga të Xha Thomait e dinin rreth e përqark, po dhe deri në Tiranë. Se kur e shpinte halli, ai po me opinga lëkure e drejt e tek një mik i këtyre anëve që kish bërë emër deri në qeveri. Se kjo zonë kishte qenë e lidhur me Çlirimtaren dhe disa prej tyre, xha Thomai i njihte mirë. Këta "kuadrot" e Tiranës, me origjinë nga e njëjta zonë me xha Thomanë, tregonin jo pa shpoti se si fëmijtë e tyre, kur hapnin derën që kish trokitur, mblidhnin buzët tek shihnin një plak me takije të bardhë, me një peshqir, po të bardhë në qafë, dhe, kur hidhnin sytë nga këmbët, alarmoheshin. Opingat e mikut myzeqar, i bënin me alergji dhe gati që t'i mbyllnin derën. -Jam Thoma Kuqi una, - thoshte mysafiri. Kërkoj tët atë (thoshte emrin) dhe fëmijtë, donin s'donin, hapnin derën. Kur takohej me të zotin e shtëpisë, shtëpia mënd bubullonte dhe fëmijët kuriozë shqyenin sytë nga habia. Ç'është vallë ky mysafir? Mos ka dalë nga një muzeum dhe ka bërë këmbë këtej nga ne?!

* * *

Mbasditja e kish zënë në Libofshë. Rruga aso kohe nuk qe shtruar dhe, vënde-vënde, kishte dhe pellgje me ujë. Por xha Thomai gjëronte, mezhdë pas mezhde, dhe ndërsa shihte vënde pa ujë, dilte në rrugë të madhe. Atje, në rrugë të madhe e arritën tri makina. Tromobila, - tregonte xha Thomai. Fare ia padalë nuk qe, se kish qenë në Tiranë disa herë dhe këta"tromobilat" i kishim dhe në kooperativë. Një tromobil Libofsha dhe një Ndërnënasi. Sado vëdas i këtyre anëve dhe shpesh duhet të binte deri në Libofshë, kurrë nuk kish hipur në makinë. E bënte në këmbë rrugën. Dhe ecte njësoj si ata atletët që bëjnë 10 mijë metrshin. Sikur e ndiqte dikush me shkop nga prapa. U nise për rrugë, - thoshte, - bitisu sa më parë. Mbollisja rrugës është veç për dembelat. Nuk hipte në"tromobil" edhe nga një hall tjetër.

Të dy shaferat e tromobilave, - thoshte, - sikur i ka bërë një nëne. Sikur u ka ngrënë gomari bukën dhe unë, or tynjatjeta, të më rrojnë opingat dhe u kam bërë m. . . mu në tromobil. Dhe ç'është e vërteta, të dy shaferat (po shprehem si xha Thomai), të tillë ishin. Në nuk ua përmënd emrat jo se nuk i mbaj mënd, jo, por kanë vdekur dhe nuk dua t'i cënojë deri atje. E, pra, tek po "gjëronte" për të zgjedhur rrugën, nga prapa dëgjoi një borie tromobili. Ktheu sytë dhe pa që nuk qe një tromobil, por nja tri të tillë. Dhe nuk qenë si ata që ka komprativa. Jo. Qenë soj model tjetër dhe, tek mendonte të hipte në një mezhdë për të liruar rrugën, dëgjoi një zë: -Xhaxha, hajde hip në makinë. Ta marrim këtë plakun, kish urdhëruar ai makinës, se qenka puro myzeqar dhe këto opingat që paska veshur, më shpien në tjetër kohë. Ndaj shoferi frenoi dhe e ftoi xha Thomanë në makinë. Hipi atje dhe pa u ulur mirë, uroi: -Paçë uratën e Zotit, o bir! Shoferi nuk u ndie, por as dhe ai tjetri. Xha Thomai qe terjaki duhani dhe, sa u ul, nxorri tërvaçin e duhanit, e drodhi me nge dhe, pasi ia zgjati tërvaçin edhe atyre të makinës, nxori me kujdes masatin dhe provoi të ndizte copën e eshkës që kishte enkas në xhep. Mysafiri nxori shkrepsen dhe provoi të ndizte me të. -Mos, - bërtiti xha Thomai. Mos e bëj dëm. -Po për çfarë dëmi flet, - iu lëshua mysafiri, - kjo mut shkrepse është. -Shkrepse, shkrepse, - thuaj zotrote se më je ulur shesh gjakundi në qytet apo, larg qoftë në Tiranë, po nga qo ana jonë ka nja tri muaj që i është zhdukur boja. Nuk gjen një fije për be. Na, në dyqan, po ra miu bie e thyen kokën. Veç krypë ka. Mysafiri u bë i zi sterrë. Udhtëtari me opinga e kish qëlluar me top. Xha Thomai as që e dinte se me kë po udhëtonte. Por dhe, po ta dinte, nuk e kursente fjalën. Thoshte: -Dëgjo, të keqen xhixhai tyja, gojës jepi të hajë, por mbyllur mos e mbaj kur duhet. -Domethënë, bie miu dhe thyen kokën, - përsëriti fjalët një për një ai i makinës. -Aha, - tha udhëtari me opinga, - jam rrobë e vjetër unë dhe nuk mbaj

andra. S'di të gavnjej una. Se kam radhën për atje (bëri shënjë mbi kokë, aludohej për qiellin dhe Zotin, domosdo). Ç'të ka thënë xha Thomai, nuk e luan topi. Kur hyn në afërsi të fshatit, xha Thomai, i tha ta mbanin makinën. -Ju falaminderit se xha Thomai këtu e ka"hijzën" e tij. Ju jini jambanxhinj dhe, në ju pret puna, urdhëroni të kalojmë darkën. -Po jemi shumë. Shumë, pak, lugën do shtoni. Në mos kemi bukë, e kalojmë me ujë natën, se ne, myzeqarët, jemi dru që nuk na ha mola. I zbrazim sapllakët hapur ne. Edhe ne të falnderojmë, - i tha mysafiri. Se qenke "ilaç". E, e, - qeshi Xha Thomai, - "ilaç" jam po nuk më lënë opingat për doktor. Tani mysafiri qeshi dhe më shumë.

* * *

-Dëgjoni këtu, - na tha sekretari i partisë. Nxënësit që mbani për studim mbasdite, nuk do t'ilini të dalin në oborr. Se është duke mbrritur kryeministri, Mehmet Shehu. Salla ku do prisnin kryeministrin nga shkolla qe dy çapa larg. Vetëm një rrugicë i ndante. Dhe ne, mësuesët, në krye të klassave. Mbrritën makinat. Qenë tri. Ne sytë andej, nga salla. Por ai, sa zbriti, urdhëroi: tek shkolla. Se atje ka dhe shesh. Sado që erdhi tek oborri, ne brënda. Kur erdhi urdhëri: -Nxirrini nxënësit jashtë! Dolën nxënësit dhe tek e rretthuan atë me gjithë shpurë, ai na ftoi dhe ne, mësuesët, që të afroheshim. Shkuam të ndrojtur, se ai kish hije të rëndë dhe nuk i afroheshe me kollaj. Na pyeti: -Ju me çfarë arsimi jini? -Me të mesme, - foli drejtori për të tërë. Me të mesme, - thonë italinaët, -je në mes të rrugës, -tha ai. Duhet të mbaroni të lartën, pa tjetër. Por një gjë duhet të dini mirë: -Sido që ta mbaroni shkollën, ajo të jep një faturë (e kish fjalën për maturë), është zor të bëhesh njeri. Këtë mundohuni të bëni. Pastaj u kthye nga nxënësit. -Çfarë do të bëhesh ti?- pyeti. -Unë dua të bëhem doktor!- tha, pa teklif, nxënësi. Mysafiri, në vënd ta inkurajonte,

mblodhi buzët. Pas tij pyeti një tjetër. -Po ti? -Traktorist! -Hë më të lumtë. Hajde bjerë dorën këtu. Dhe ia pushtoi në duarët e tij (nuk e di në qenë të ngrohta?!), por pashë një qeshje nën buzë. Dhe kryeministri qeshte rrallë, shumë rrallë. Pastaj, për ta bërë bisedën sa më të lirshme, thirri fotografët: -Pa na bëni ndonjë resme për ta patur si kujtim. Shkrepën ata dhe, prapë për ta bërë sa më intim takimin, na tha: -Po nuk i morët fotografitë, fajin e kanë këta dhe jo unë. Se këtu, në zonën tuaj, kam takuar një plak të lezetshëm. Dhe për ta bërë edhe më të njohur atë plakun, tha një plak që mban veshur opinga: -Xha Thomai, bërtitëm si në kor. Xha Thomai, me opinga, me opinga, po më duket se i hoqi nga këmba dhe na i veshi dhe ne. Aluzioni mbeti pak në hava dhe ne, sado hamëndsonim, as na shkonte mëndja për "dogranë" që kish shkrepur xha Thomai.

* * *

Ky tregim vazhdon dhe më, por, sa për këtë radhë, dua që t'i them lexuesit se që të nesërmen e takimit rastësor të Xha Thomait, me këtë mysafrin e tri tromobilëve, dyqani i Libofshës u mbush me të gjitha dhe, veç tjerash, me shkrepëse. Aso kohe i quajtën shkrepëset e Xha Thomait. . .

# USHTAR DIBRANI. . .

*". . . kundërshtoni sa të mundni!"*
Woollt Witman

U mbushën plot 50-vjet dhe ja tek më vjen i plotë portreti i atij që unë e quaj ushtar Dibrani. Ai kishte dhe emër dhe mbiemër si çdo i gjallë, por në po i bëj një "korregjim" pa lejen e tij, kam arsye madhore që e bëj. Me atë që bëri në atë kohë, meritonte një medalje trimërie dhe qe bash përfaqësuesi më i ndenjë i mbarë Dibrës dhe ndaj unë po e pagëzoj me këtë atribut që ai e meriton. Ç'do lexoni, është një përjetim ku mjegullat e kujtesës në kohë kanë bërë punën e vetë, por, sidoqoftë, akti i tij dua që të mos harrohet. Vuri veten në rrezik, por na "shpëtoi" ne, të tjerët, që qemë kantandisur si dele të urta që, edhe po t'na jepnin bar, bar do hanim.

* * *

Qemë mobilizuar në dhjetor 1964 dhe reparti përbëhej nga ushtarë të rretheve Fier, Lushnje, Berat, Pogradec dhe nga veriu dibranë. Ishte koha e gradave, kur "duhet të zbatoje urdhërin dhe, pastaj, kishe të drejtë të ankoheshe... Pra, ushtari nuk kishte fare të drejtë. Sa kishim sosur, kaluam atë "karantinën" e banjove (banjo u thënçin) dhe, tek do futeshim në kapanonin e fjetjes, mbrriti kapteri. Të parin që pa në fund të rreshtit i tha: - Na këtë

sëpatën dhe shko bëj dru për kuzhinën! Rekruti ia priti: - Po kjo nuk ka bisht, si mund të pres dru me të?

- Ore, - ia priti kapteri, ku kujton se je? Ma dashke dhe me bisht, pale! Dil, vëri bisht dhe drejt e tek kuzhina, ndryshe nuk ke gjumë për sot. Ne, tek dëgjonim, revoltoheshim, por as gëk dhe as mëk. E kishte rregullorja dhe pikë. Pas një ore, shoku ynë u kthye dhe i kish bërë duarët copë, për të prerë shegë të egra që qenë si pyll reth e përqark repartit.

E nesërmja e mobilizimit tonë qe dhe më keq. U zgjuam heret, bëmë atë që quhej gjimnastika e mëngjesit dhe, pasi hëngrëm mëngjesin, një oficer që mbante gradën e togerit na urdhëroi që në dy rreshta të pasonim atë. Rruga vënde-vënde qe si rrugëdhishë dhe togeri dha komandën në rresht për një. Për një dhe, nën degët e shegëve të egra që na fshiknin shpesh, ndiqnim togerin. Sa sosëm rrugën përmes asaj pyllishteje të egër, dolëm në një dunë rëre krejtësisht të bardhë. Deti, i shtyrë nga zbaticat e kohërave, e kish lënë gjithë hapësirën me rërë të bardhë që kish marrë emrin “Rana e hedhur”. Tek çapiteshim nëpër rërë, patëm vështirësi. Këpucët me qafa nguleshin mbi rërë dhe mezi i nxirnim prej saj. Po të kishe mundësi që të na shikoje, varg njëri pas tjetrit, mund të gajaseshe së qeshuri me atë lojë si “cic-mic”. Sa nxirnim njërën këmbë, tak ngulej tjetra e kështu sa sosëm buzë detit. Qe dhjetor i ftohtë dhe, kur menduam se shpëtuam nga “rana e hedhur”, u ndeshëm me një befasi tronditëse.

- Zhvishuni, - urdhëroi togeri. Vetëm me mbathje! Na u duk si provokim. Se si vërtet mund të rrije i zhveshur në këtë të ftohtë brisk? - E, ç’prisni, - i mshoi dhe më tepër zërit togeri. Si “dele të urta” që qemë, i hoqëm të tëra: nga kapota, xhaketa, këmishë, pantollona dhe, nën kërcitjen e dhëmbëve, pritëm urdhërin e togerit.

Togeri, pasi na ktheu me fytyrë nga deti, na dha detyrën “kursore”. E shikoni atë anijen të ngarkuar me dru? Hodhëm

sytë dhe, nga buza e detit deri tek anija që kish zënë vënd, ishin rreth nja 50 metro. Kjo është detyra juaj për sot. Anija nuk del dot në buzëdeti dhe ju jo vetëm do ta shkarkoni, por drutë do t'i stivosni buzëpylli, për t'i çuar mandej në krah deri në repart. Vetëm të hidhje sytë dhe nuk kishe se si mos shqetësoheshe. Po ku kishte logjikë në ushtri? Duhet të zbatoje urdhërin pa diskutim.

Nga natyra unë jam pak rebel dhe bëra ferk kur i thashë togerit: - Shoku toger, unë jam azmatik dhe as në kohë plazhi nuk futem në ujë. Qenke azmatik, - përsëriti si me tallje ai, - atëherë ti i pari futu në ujë. Kërceu prifti nga belaja dhe u futa i pari. Pas meje të tërë një e nga një. Dhe filloi zbatimi i "detyrës sonë kursore". Po ku mbarohej anija?

Ashtu, në afërsi të drekës, togerin e zëvëndësoi komisari që qe me gradën më të lartë. Ishte major. Ky po, - u thashë shokëve, - do na qaj hallin se kot nuk është komisar. Majori hipi mbi trungun e një shege të vjetër dhe , që aty, si me teleskop ndiqte veprimet tona. Unë veç rebel qeshë dhe hilexhi. Doja t'i bëja bisht punës. Sa dilja tek "rana e hedhur", lija drunë tek stiva dhe derdhesha andej nga shegët. "Teleskopit" nuk i shpëtoi orvajtja ime dhe më thirri në raport. U paraqita.

- Ushtar kush? - pyeti majori

- Ushtar Hysi! (në ushtri raportohet me mbiemra)

- Nga jini ushtar Hysi?

- Nga Fieri.

- Nga Fieri. . . . dhe zuri po hamëndësonte majori, po seku e kam dëgjuar këtë mbiemër dhe nuk më konkludon nga Fieri.

- Me origjinë jam nga Skrapari, - e bëra më të plotë sqarimin unë.

- Po hë de, - bëri majori, se kam patur një mik nga Skrapari që thoshte: - Nuk kalohet dita me të bërë shurrën!!! Ndaj shtroju punës ashtu si shokët.

Dhe unë iu shtrova "punës". Por mezalla se mbaronte anija. Na u bë si gogol. Shkoi dhe dreka dhe, kur thika na u ngul në eshtër, po vinte darka dhe ne nuk kishim ngrënë as drekë, iu afrova majorit dhe i thashë:

- Shoku major dhe unë kam patur një mik dhe a e di se si thoshte. "Teleskopi", pa e prishur terezinë, më tha pa hë ta dëgjojmë.

Thoshte, - thashë unë i rebeluar, - o dervish, o rondokop! Drekë e darkë m'i ha tok!!!!

Majori u nxeh keqas nga fjala ime dhe shfryu: - Ti qenke jo vetëm dembel, por dhe llafazan. Pa ngri atë traun e madh në krah dhe drejtim kuzhinës. Kuzhina që aty, nëpër pyllishte, qe nja një kilometra e gjysmë larg. Por koka bën e koka pëson. Traun mbi kurriz dhe të tjerët po mbi kurriz, po më lehtë se sa unë. Shpirti më vajti në majë të hundës dhe volla me gojë: - Na paskan sjell për të vdekur këtu! Ushtar Dibrani m'u afrua dhe më tha: - Ça je tuj thanë, or burrë! A ke ndje që i ka veshët dhe gardhi. U kthiella, por qe vonë. Mbylle, mor, atë gojë se po sharron me krye. Ma rrëmbeu dhe traun tim si për t'ma hequr sikletin. M'u bë si vëlla e kaluar vëllait. Kur më doli e"pira", e kuptova që kisha lozur me zjarrin. Aq sa kisha thënë, dilte dhe tepronte për të shkuar drejt e në apsanë. Qe ai ushtar nga Dibra që më shpëtoi.

* * *

Ushtar Dibrani ishte me një trup të zhvilluar si prej një atleti. Qe si një lis, sa i gjatë aq dhe i trashë. Binte në sy, veç tjerëve, për kokën. Një kokë të madhe si shpellë. Po ta gjykoje nga trupi qe i fuqishëm aq sa dhe dreqin mund ta mbyste. Me shokët qe sheqer e kaluar sheqerit. E, ndërsa ditët kalonin, stërvitja ushtarake sa vinte e bëhej dhe më e rëndë. Oficerët, për t'u treguar njëri më i rreptë se tjetri, nuk e kishin për gjë që të shpiknin lloj-lloj

marifetesh për të na i bërë jetën sa më sterrë. E ka rregullorja dhe pikë. Ofendimin e kishin në majë të gjuhës. Më i zellshmi në këto ofendime qe togeri. Ky këdo ushtar që shihte, i drejtohej: - Shiko, po ma luan bishtin. Ushtar i poshtër. Kot së koti. Qejfi i tij ishte, kur pas stërvitjes nga ora 7 e mëngjesit deri në ora 14, vinte para kompanisë dhe thoshte: - A e dini si ka thënë Suvorovi "Sa më tepër djersë në paqe, aq më pak gjak në luftë" dhe, ndërsa ne qemë leqendisur dhe mezi prisnim të shkonim për drekë, befas urdhëronte:

- Shok ushtar, nuk dihet se si vjen rreziku, kështu si jini duhet një dhe nga një të kapërceni kaluçin e gjatë! Kush e kapërcen, do shkojë për drekë. Ndryshe, këtu deri sa të kryejnë detyrën.

- Po unë nuk kapërcej as kaluçin e shkurtër, - fola unë i rebeluar.

- Dil nga rreshti, ushtar i poshtër. Dhe unë si "ushtar i poshtër" dola nga rreshti. Togeri (për vete sa kishte ngrënë drekë e sapo doli nga kuzhina), po testonte në kish të tjerë "rebelë" si puna ime. Po flasin "delet? ". Kur brof ia bëri ushtar Dibrani. Duhet thënë se ai në të gjitha veglat qe më shëmbullori, por (po si vërtet mund ta harroj guximin e tij? ) për t' m'u bërë krahë e për të mos më lënë vetëm në "rebelimin tim", foli pa marrë leje: - Shoku toger ne e kemi bërë detyrën sipas programit dhe tash po na ngarkon kot.

- Dil nga rreshti, ushtar i poshtër! Po a e di se çfarë të bëj dhe iu lëshua duke shkumuar nga goja plot fjalë të pista siç bënin ata ushtarakët e asaj kohe. Ushtar Dibrani, fillimisht nuk e dha veten, por, kur "shkumëzimi" i togerit nuk po njihte fre, tak dhe u kthye me fytyrë nga togeri dhe iu lëshua:

- Shoku toger, a e din ti se kur nxehem vet, unë ia q. . . nanën bash babës sim dhe jo ty që ta q. . . që ta q. . . dhe a kini parë një shqiponjë që lëshohet vërtik mbi gjahun e vet, kështu dhe ushtar Dibrani u lëshua mbi togerin. Ky, që të bënte kiametin, ia dha

vrapit sa i hanin këmbët (këmbët e lehta faqebardhë) dhe frymën e mbajti në shtab që nuk qe dy çapa nga fusha e stërvitjes. Ah, që nuk e zura dot, - shfryu ushtar Dibrani. Kisha me e mbyt për së gjalli. Ne e përqafuam një e nga një, sado që e dinim që pasojat nuk do qenë të mira. Sidoqoftë, u zotuam që ta mbronim ushtar Dibranin.

Sa sosi në shtab, toger "trimi", mbrriti shpura e shtabit. Të gjithë, njëzëri, e mbrojtëm ushtar Dibranin. Thamë dhe nga ato që nuk i kish thënë ai "trimi" i Suvorovit. Megjithatë, "trimi" që sa kish bërë stazhin e partisë ia hodhi paq. E transferuan në një nënrepart tjetër, po të regjimentit tonë. Ushtar Dibrani vëret vuri kokën në rrezik, por na shpëtoi nga ato "stërvitjet" thelë përmbi bisht të atyre oficerëve si ai togeri që nuk dua t'i kujtoj emrin.

*Tiranë, 4 qershor 2014*

# PENELOPA E FIERIT

*Kujtimit të pianistes së madhe, Maria Rafael*

Ndodhka që edhe mitet, edhe historitë vijnë dhe përsëriten. A s'qe Penelopa, gruaja e Odisesë (më dinakut që njeh historia, një mit? ). Një mit i mirë, në fund të fundit, ku personifikohej besnikëria proverbiale e një gruaje fisnike. Dhe, kur thuhej Penelopa për një grua, zëre se i ke thënë të tëra. Se tek gruaja, të paktën për psikologjinë tonë, mbi të gjitha, shikohet ndershmëria, apo ca më saktë: besnikëria ndaj burrit, me të cilin ka lidhur kurorën. Dhe venë nga venë historitë dhe prapë ndërsillen tek më besnikja: Penelopa!S'do merrem me historinë e Penelopës së Odiseut, se kjo dihet nga kushdo. Por do t'ju tregoj për Penelopën e Fierit, e cila, për fat të keq, së afërmi, ka një vit që është ndarë nga jeta.

* * *

Ka qenë viti 1961, kur tenori dhe skenaristi i Teatrit të Operës dhe Baletit në Tiranë, Stavri Rafael dhe vëllai i tij, majori i Shtabit Qëndror të Mbrojtjes lokale Kundër Ajrore, Thoma Rafael, duke mos duruar trysninë e rëndë politike (po frynin erëra dhe më të ftohta nga ato të pasçlirimit), vendosën të çanin kklonin e zi, për të ikur në Perëndim. Një besëfikur (e, ku numëroheshin ata?!) i

hëngri në besë dhe i arrestuan në Lin të Pogradecit. Thoman, si ushtarak, e pushkatuan (kish "shkelur" betimin e ushtarakut? !) dhe Artistin, Stavri Rafael, e dënuan me 25-vjet (s'kishte dënim më të gjatë në ato vite). Këtu merr shkas dhe historia e Penelopës së Fierit. . .

". . . një grua e bukur, hungareze, një artiste, mjeshtëre lojës në pianoforte, u çapit tok me ne për nja tri dhjetëvjeçarë të gjatë, në rrugën shiqptare të mundimeve. Ajo zbriti në Shqipëri në një ditë të kthiellët, ashtu e re, e freskët, pëpshtjellë ngrohtë nga dashuria e të shoqit shqiptar, bashkënxënës në konservatorin e Budapestit. E ndoqi pas siç ndiqet shoku i jetës, si në traditën e të gjithë vëndeve të qytetëruar. . . "

Këto fjalë që kam vënë në thonjëza, janë të bashkëshokut të saj, të halleve. Të halleve dhe të punës, njëkohësisht. Janë fjaët e të madhit, Pëllumb Kulla (kush më mirë se ai mund ta njhte? ), fjalë që i shkroi kur mori vesh vdekjen e papritur të saj: Penelopës aliaz Maria Rafael.

* * *

E dëbuan nga Tirana të shoqen e Stavri Rafaelit dhe e solllën në Fier. Në krah kishte të birin e vogël: Adin. Ne, fierakët, qemë mësuar me këta të "siellë", se duhet thënë: Maria Rafael nuk qe e vetmja që u internua në Fier. Ajo, si të gjithë ata që vinin si të tillë, gati kishin të shkruar në ballë: damkën si armiq të pushtetit popullor. Kish dhe gra të tjera të huaja, sidomos ruse, por hungarezja, Maria Rafael, me të vërtetë, ka qenë një përjashtim. Për 25-vjet me radhë ajo priti me një devocion të rrallë të shoqin. Tek shkruaj për të, më vjen nndërmënd, se diku në një vënd shkëmbor të Amerikës, rritet një bimë e rrallë që quhet Agavita.

Kjo, agavita, çelë lule pas 25-vjetësh dhe rron e gjallë vetëm me vesën e pakët të atij terreni krejt të thatë. Dhe Maria Rafael e priti të shoqin për 25-vjet me radhë, duke e takuar atë pas telave me gjëmba, kudo që e vuajti burgun. Dhe, nëse agavita ushqehet me vesë, Maria Rafael ushqehej me shpresë. Dhe, çuditërisht, megjithëse nuk reshperonte me asnjë njeri, ajo, megjithatë, fitoi zemrat e gjithë fierakëve. Sikur të kish mundësi të bëhej një plebishit, edhe në atë kohë të frikëshme, jam plotësisht i bindur, se ajo do të votohej unanimisht si një grua fisnike, unike dhe e paarritshme. Me një bukuri fine, me një heshshtje proverbiale (me askënd nuk komunikonte: për arsye të kuptueshme!!!), ajo të imponohej që në distancë. Në punë (në shkollën e muzikës apo në shtëpinë e kulturës së qytetit)ishte e përpiktë si një sahat zviceran dhe, sa mbaronte punën, kthehej atje, tek hyrja e saj. Dhe kishte vetëm një shok: të birin që e rriti përmjet vuajtjesh. Nxënësit e donin se ajo vinte zëmrën e saj mbi piano. Dhe qenë të shumtë ata nxënësit e saj që fituan konkurset për në degën e pianos në Konsevator, në atë kohë aq të vështirë. Më kujtohet, veç tjerash, se kur shkova që të interesohem për time mbesë që kish mbaruar të mesmen për piano me Marian, takova profesor Robert Radojën dhe ky më tha: -A nga Fieri është? Po ajo është nxënëse e Marias!Po Maria është e vetmja pianiste në Shqipëri me kualifikim të lartë. Mjeshtre në llojin e vetë. As mos ki merak, - më tha Mjeshtëri. Dhe vërtet, ime mbesë fitoi (dhe nuk qe e vetme) dhe, psi mbaroi konseravtorin me të madhen tjetër, zonjën Çashku, sot është pianiste në një shkollë italiane. Por këtë detajë e solla jo për illustrim dhe aq. Por më kujtohet se kur u kthye ime mbesë nga konkurimi, pashë mësuesen e saj që qante. Qe Maria Rafael që qante. Dhe në këtë qarje kishte dhe dhëmbshuri prej nëne, po dhe sadifaksion të heshtur të një pune të mohuar. Me punën e saj ajo i qe imponuar tërë Fierit. Dhe nuk e di, por ndërsa shkruaj për Maria Rafaelin, tak dhe më rrëfehet

i ngjajshmi i saj siamez. Ky, simaezi me të cilin më ngjetë Maria, nuk është tjetër po një mësues. Për këtë mësues flet shkrimtari i madh francez Henri Barbys. Mësuesi quhej Baltemoro Sori. Punonte në një fshat spanjoll, aty pas viteve '20-të të shekullit që kaloi. E kishin me sy të keq si sheti ashtu edhe kisha, inkuizicioni që kontrollonte ato kohë shkollat në Spanjë. Kurse mësuesi punonte me përkushtim, sa jo vetëm nxënësit e donin, por dhe prindërit e atij fshati të madh. Dhe aq mirë punonte dhe sillej, sa fshatarët e donin dhe e respektonin. Dhe kishin arritur të gjithë në një përfundim: po të qëllonte që ky, Baltemoro Sori, të vinte qoft dhe njëherë me vonesë në punë, fshatarët do të thoshin: - Jo, nuk është e mundur. Nuk ka ardhur vonë ai, po orët tona nuk janë në rregull. Në të tillë përfundim do të arrinin dhe fierakët për Marian. Dhe, kur në prag të përmbysjes së dikatturës, Stavri doli nga burgu (njësoj si Agavita!), Maria e bukur si një tulipan i bardhë, çeli përsëri. Në krye të vitit u bë me çupë. Sa u hapën portat e emigracionit, ajo familarisht iku në Hungari (nga ishte), së bashku me Adin (të martuar tashmë), me çupën e vogël dhe Stavrin e saj të dashur të cilin, mjerisht, burgu e kish tkurrur, por nuk i kish humbur vitalitetin. Maria dhe andej i mban lidhjet me nxënësit e saj. Kur e pyeta në telefon time mbesë, para një viti në Itali, për Marian e bukur dhe fsinike, më tha: - Ka vdekur, pasi kish pësuar një shok cerebral. Më erdhi kaq keq sa sikur kisha humbur një njeri të familjes. M'u dhimb dhe, ndërsa po bëja gati të shkruaja, pashë qkish shkruar Pëllumbi. Pëllumb Kulla, regjisori, aktori, shkrimtari, bashkëshoku i saj i halleve. Pëllumbi që kish ardhur për të vuajtur "kalvarine e luftës së kllasës", por që i solli buzëqeshjen e madhe jo vetëm Fierit, por, pa e tepruar, edhe Shqipërisë përmjet estradës së Fierit që e ngriti në apogje. S'më mbeti po të bëja vetëm një shtesë time mbi atë shkrimin e Pëllumbit. Turqit thonë: - Pas kasavetit, ka selamet!". Bashkia e Fierit, për punën me përkushtim të Maria Rafaelit, i ka dhënë

asaj titullin “Nderi i Fierit”. E meritonte dhe, po të ishte që të dëgjohej zëri i arsyes, asaj shkollës së muzikës në Fier që mban emrin e të madhit Jakov Xoxe, ishte mirë t'i vihej emri i saj. Se aty punoi ajo jo pak, po gati 30-vjet. E, sa për Jakovin e madh, emri i tij i merituar le t'i jepet, ta zëmë, Universitetit Myzezqeja që qeveria ka patur nëdrmënd për ta ngritur. Së afërmi, Penelopa e Fierit aliaz Maria Rafael ka njëvjetorin e vdekjes. Paqe mbi varrin esaj atje, në vëndlindjen e saj!Amen!. . . .

* * *

Jam një nga ata, fierakët e shumtë, që e kam dashur Maria Rafaelin, dhe, sa mora vesh për nderin që i bën në Fier me rastin e 7 marsit 2001, sado që jam larg Fierit, shkrova këtë poezi për të që po e sjell dhe për ju.

# NJË DARKË QË NUK E KAM "PAGUAR" AKOMA

*Kujtimit të Atë Dhimitër Priftit*

***Tregim i jetuar***

Kisha dy vjet që punoja në atë fshat të largët. Qe aq larg nga shtëpia ime, sa , po ta bëja të gjithë rrugën në këmbë, donte pa frikë nja 7 orë të mira. Shpesh unë në këmbë e bëja dhe, vetëm disa raste, të paktën gjysmën e rrugës e bëja në këmbë. Flitet për vitin 1960 kur, ende, në atë krahinë të largët të Fierit, nuk kish rrugë për makina. Qeshë emëruar mësues në shkollën 7-vjeçare të Ndërnënasit, fshati më i largët që përfshihej në lokalitetin e Libofshës. Fshati qe goxha i madh dhe, përfshirë në kooperativën e bashkuar, qe si qendra e disa fshatrave. Vërtet larg nga Fieri dhe, gati 10km, nga Libofsha që qe dhe qendra e lokalitetit, por nxënësit ishin jo vetëm të urtë, por dhe të dhënë pas mësimeve. Unë punova tri vjet (nga viti 1959-1962), por përshtypjet për fshatin dhe për nxënësit e kësaj klase (janë të vitit shkollor 1960-1961), i kam nga më prekëset. Klasa kishte gati 25 nxënës (flitet për klasën e shtatë) dhe qenë aq të mirë, sa nuk dije kujt t'i vije katër e kujt pesë. Katër e pesë, se në ato vite, nota më e lartë qe pesa. Ata qenë njëri më i mirë se tjetri dhe ky përparim cilësor i tyre çoi në një tregues që dhe sot më emocionon. Të gjithë ata

nxënës cilësorë, u arsimuan më tej dhe tri të katërtat e tyre u bënë mësues dhe të tjerët: kush ekonomist, kush agronom; kush oficer; kush mekanik dhe njëri që qe, si pak veçantë, u bë muzikant. Që në shkollë, i binte violinës. Violinë që e kish bërë me dorën e vetë. Po ju mos kujtoni se në këtë "skërkë" të fundit (më tej kishte vetëm det ose kënetë) ja doli një muzikant made in Stradivar. Jo, po ai nxënësi i veçantë me vesh për muzikë, atë violinë pati si "pasaportë" që mori porvimet e lirimit (qe i vetmi që s'para ia thoshte për mësime) dhe, më tej, kur shkoi ushtar mbante në këmbë gjithë regjimentin. Po atje, në regjiment, kishte një violinë të vërtetë. "Stradivari" i vogël qe Llaqi i Petro Dhanit. Në nuk po zgjatem edhe më për atë "Stradivarin" e vogël nga Ndërnënasi i Libofshës, e bëj për faktin se në këtë tregim do flas po për një nxënëse të asaj klase cilësore që qe bashkëshoqe klase me muzikantin. Kam arsye të qëndroj tek kjo nxënëse. E kam fjalën për nxënësen time të asaj kohe (më vonë ajo u bë mësuese shumë e mirë për gjuhë e letërsi shqipe), Jorgjie Dhimitër Prifti.

* * *

Në po e veçoj Jorgjien nga bashkëshokët e saj të asaj klase, kam një arsye madhore. Jorgjia ishte vajza e priftit të fshatit. Në ato vite bursat për të vazhduar shkollat e mesme jepeshin nga shkolla. Drejtoria merrej me listat për nxënësit ku kirteri dihej: politika në plan të parë. Nga kjo anë, ata meritonin që të shkonin që të gjithë në shkollë. Dhe, pothuaj, që të gjithë shkuan. Bursa kishte me shumicë dhe kishte raste që "tepronin", se familjet nuk kishin mundësira më elementare për t'i dërguar në shkolla. Rrezikohej Jorgjia (si çupë prifti) dhe, veç saj, edhe Perikli Çuni. Ky i fundit se i ati qe anti kooperativë. Në gjithë atë fshat të bashkuar, Llukë Çuni, e ndizte oxhakun veç. E pati parë kooperativën me syrin e njerkës dhe shteti e partia i vinte kufirin

tek thana: Perikliu, ai floriri i vogël i klasës, mbeti pa bursë. *

Pra, Jorgjia, që, pothuaj, ma rrëmbente fjalën nga goja kur flisja për letërsinë rrezikohej. Sado që qe vënë barrierë e tillë, e bisedova me drejtorin (qe njeri shumë i mirë) që mund ta dërgonim dhe Jorgjien për në pedagogjike. Dhe unë u futa në "valle", por pak me shejtanllëk.

* * *

Atë Dhimitri qe prift. Qe burrë i zgjuar dhe kishe qejf të bëje muhabet me të. Jo vetëm kaq: ekonomikisht, sado që kishte një tuf me fëmijë, qe mirë. Mbi nivelin e jetesës të të gjithë fshatarëve, me përjashtim të atij "antit", Llukë Çunit! Atë Dhimitri, sa i zgjuar qe, po aq dhe hokatar. Nuk ia hante qeni shkopin kollaj dhe, tek bisedonte me dikë që s'e njihte, e vinte në kandar: ia vlente apo nuk ia vlente. Mua më hahej muhabeti me të, por asnjëherë nuk kish ndodhur që të më thoshte (unë flija në fshat), urdhëro andej nga shtëpia. Bashkëfshatarët që ia dinin huqet thoshin për të: - Zor se fut njeri në shtëpi, por, po e futi, nuk ka njeri më të pritur. Unë tanimë e kisha marrë këtë "informacion" dhe sikur i vura vetes detyrë që, o të haja një darkë atje, në shtëpinë e tij, o do bëhej kiameti. Dhe, tek Jorgjia e kish mbaruar klasën e shtatë me të gjitha pesa, i them Atë Dhimtrit: - Dëgjo, po të rregullova një bursë për Jorgjien, e shtron një darkë ti "papu" a jo? – Po në vend, - m'u përgjigj: çak-fak. E thënë, e bërë. Frymën unë tek drejtori dhe i them: - Një bursë për pedagogjike do ja japim Jorgjies, se është me të gjitha notat pesa! Sidomos, në lëndët e mia, qe nga më të mirat! E di që, po ta lexojnë tregimin tim shumë nga nxënësit e mi (ata sot janë në pension) mund të mërziten, se me pesa kanë qenë dhe ata, si: Perikliu, Hilli, Liria, Naunka, Lefteria, Olimbia, Sokrati e të tjerë, por Jorgjien e veçoj për arsye tjetër.

* * *

Pasi e mbushi drejtori, Andon Gjerazi, shkresën për akordimin e bursës me atë në xhep dhe drejt e tek prifti. – Ta gëzosh, - i them. Në shtator Jorgjia do shkoj në pedagogjike të Tiranës. Tek ia zgjata shkresën, e pashë që fytyrën ia mbuloi një buzëqeshje, por vetëm për pak. Pastaj ai u bë, po ai: Atë Dhmitri që unë, si të gjithë për reth, i thoshin "Papu". Unë, me që e kisha bërë realitet detyrën time, prisja që jo vetëm të më falnderonte, por dhe të më ftonte për darkë. Po kështu e kishmim dhe "kontratën" me të. Po ai as i zi dhe as i bardhë. Unë po mënd po plasja nga e keqja. E kisha marrë si me revan. Gojën tërë jetës e kam patur brisk. Dhe këtë radhë e zbraza: - Të bëmë goxha nder, po të çojmë Jorgjien në shkollë për mësuese dhe ti as po na fton për darkë? !!! Po ku ia hante qeni shkopin kollaj atij njeriu aq të zjguar dhe aq të mirë? – U bëre ti, një "fiçorr" nga Petova, të më bësh nder? Nderin ma ka bërë partia e punës, dhaskal!!! Kur tha, kështu, ia dha një të qeshuri, sikur me këtë po më thoshte: vëri majat nga ke thëmbrat! Gjete qishë ku të falesh! Dhe, vërtet, asi kohe unë qeshë një "fiçorr".

Natyrisht, ky dush me ujë të ftohtë ma nxori dalldinë e darkës që do haja, dhe bërë si ajo era që fryn për të nxjerrë shi, frymën e mbajta tek dhoma ku flija. Xha Zariku, roja e atij mjedisit ku kishte depo kooperativa, më pa dhe lexoj shqetësimin tim. Më pyeti dhe ia tregova se ç'ma "punoi" ai "Papu". Aha, - tha Xha Zariku, - nuk futet "Papu" aq lehtë në kular, por bukën nuk e ha thatë ai, dhaskal. Digjo, xha Zarikun ti, prapa i vjen haberi këtij muhabeti. – Po ç'prapa, o xha Zarik, -turfullova unë, - i bëmë gjithë atë nder dhe të ma bëj kështu. – Or çun, mos e merr përpjekur. Kush e merr përpjekur, rrëxohet. Ma mbaj vesh llafin plakut ti. Po unë, tanimë, qeshë ndarë me darkën apo drekën e Paput.

* * *

Kishin kaluar nja dy-tri ditë dhe një perëndim dielli, tek po kaloja (rruga shkonte mu pranë shtëpisë së priftit) rugës për tek dhoma ku flija, pashë priftin në oborr. Bëra përshëndetje me të dhe, tek i thashë natën e mirë, dëgjova që tha, si nëpër dhëmbë: - Po pse nuk kthehesh për darkë? Kaq. Vetëm njëherë, po ai kish harruar që unë mezi e prisja një ftesë të tillë. – Ja, u ktheva, - thashë. Dhe hyra në oborr.

Po ai shpotitës siç qe, ma pati: - Ku do vesh? Po unë sa shalova kalin dhe do iki në Shën Kozma! Po ku dëgjoja unë me atë vesh. Flakë për flakë: -Shko daç për Shën Kozma dhe daç për Shën Gjergj. Dhe bëra për brënda. Pa u ulur mirë, ai mbrriti, më hodhi duarët në qafë dhe, prapë shpotitës, sulmoi: - Ore, e di ti që ku hyn pa ftuar, e gjen pa shtruar!!! Opo lëri ato, se nuk luaj unë. E, kështu, hidh e prit me "rrotulla", dhe ja tek ulemi ballë për ballë. Filloi muhabeti dhe, pastaj, sofra. Ajo sofër me gjithë ato të mira. Ajo pritje që zor se ia kam gjetur shoqen kund. Qe aq i çiltër dhe aq gazmor, sa të jepte përshtypjen se mezi e kish pritur një takim të tillë. Nuk la fjalë pa më falnderuar për nderin që i kisha bërë , por nga shpotia as që hiqte dorë. Më thotë aty nga mesnata, kur bëheshim gati të flinim gjumë, : - Ore, dhaskal, ti je skrapali rritur në Myzeqe, por nuk i di zakonet tona. Po prisja që ta çonte më tej ligjëratën dhe e mbaj mend mirë që më tha: - Në Myezeqe, dhaskal, thonë : – Po there pulën e botës, bëj hazër tënden! E kuptova ç'donte të thoshte dhe ia prita: - Po kur të duash, o Papu! Derën hapur, e kam! Në flas me superlativa për atë darkë, e kam jo vetëm për sofrën e mbushur me gjithë të mirat, por dhe atë çiltërsinë, ku i zoti i shtëpisë bëhej kurban për mikun. Fjeta aty dhe e mbaj mend që ka qenë ditë e premte. Të shtunën (njëherë në javë shkoja në shtëpi) dhe, kur të hënën, mbasdite vonë po kthehesha për tek dhoma, Papu më preu rrugën.

* * *

- I kishe goxha ata “dobiçat” e fshatit, - më tha. Ta shpëtuan erzin! Nuk po e kuptoja se ku do të dilte. Dhe e pyes: - Po ku i pe ata “dobiça? !”. -Qeshë në mbledhje me Papë Polizoin (më i madhi i klerit orthodoks për Fierin) dhe më zuri dmbasditja vonë, aty, në Mbrostar-Urën ku rri ti. Epo, po kthehem tek dhaskali, - i dhashë karar. E ktheva kalin nga xhadeja për tek pallatet. Sa hyra në fshat, kur m’u lëshuan ata “dobiçat” e fshatit: “Ta lashë, njëri! Ta lashë tjetri! Dhe pse pushonin? Dëgjove, dhaskal, - thashë me vete, - shpëtove. Kamzhikun kalit dhe sosa në hijezen time. Dhe ia dha të qeshurit. Po ke për ta “paguar” një ditë, - më tha duke qeshur.

Po nuk qe e thënë. Darkën që hëngra tek ky njueri aq i mirë, ende, nuk e kam “paguar”, por, sidoqoftë, duke shkruar këtë përjetim, s’kam se si mos e kujtoj me dashuri jo vetëm atë, por edhe Jorgjien që tani ka dalë në pension dhe, njëkohësisht, edhe ata nxënës aq të mirë të atij viti shkollor 1960-1961. Më bëhet qejfi që djali i Jorgjies, Ylli, është drejtor shkolle, atje, në Ndërnënas të Libofshës. E sa për atë tjetrin, Perikliun, apo “floririn e vogël” të Llukan Çunit që qe anti kooperativë, ju them se u bë oficer i zoti deri komandant i brigadës tankeve në Elbasan ku jeton (tani ka dalë në pension). Këtë përjetim sikur e kam për të gjithë ata nxënës aq të mirë të vitit shkollor 1960-1961 të Ndërnënasit të Libofshës në Fier.

*Tiranë, 14 prill 2014*

# MIRËNJOHJA DHE MOSMIRËNJOHJA

Diku e kam thënë: -Po harrova të ligën, le t'më nxjerrin një sy. Po harrova të mirën, të m'i nxjerrin që të dy. E solla këtë thënie jo pa qëllim. Para lexuesit, do të sjellë edhe mirënjohjen, po dhe mosmirënjohjen, për të treguar se të dyja janë pronë e njeriut. Dinjiteti i një njeriu varet se sa e vlerëson ai mirënjohjen. Por le t'i lëmë "paradigmat" e të futemi në temë.

* * *

Në vitin 1991, pas zgjedhjeve të para pluraliste, u emërova si kryetar i komitetit ekzekutiv pluralist për zonën Qëndër, në Fier. Kisha një zonë të gjërë elektorlae ku përfshihej ferma"Clirimi" nga më të mëdhatë e vëndit dhe c'ka e bënte të lakmueshme këtë zonë për të jetuar, qe fakti se dy lagje të kësaj zone qenë ngjitur me qytetin. Natyrisht, trysnia për t'u bërë banor, qe shumë e madhe. Unë u tregova pak dorëlëshuar dhe, megjithatë, kur e shihja se kërkesa qe e"përpjetë"-në mund të shprehem kështu-edhe e refuzoja. Por nuk kam se si mos sjellë për lexuesin dy raste pak të vecanta, që, gjithësesi, janë si një pasqyrë ku duket fytyra e bukur e mirënjohjes dhe e anasjelltas.

* * *

Sa do hyja në zyrë, më kish zënë pritë një burrë aty nga dyzet

vjecët.

-Kam një hall, - më tha ai.

-Po hajde në zyrë, - i them.

-Jo, -më tha, - nuk dua që ta dëgjoj njeri tjetër (në zyrë me mua qe dhe një vajzë që qe sekretare e këshillit , përfaqësuese e PS, kurse unë qeshë i PD ).

-Mirë, -i thashë, fol dhe ma trego hallin.

-Dua të më bëhet pasaportizimi në Sheq (lagja pranë qytetit) se aty kam gjetur shtëpi.

-Nuk ke pse vjen nga fshati në SHeq, se ferma sa vjen dhe është drejt mbylljes.

-Të lutem!- gati u përgjërua ai. Se kam hall të madh.

-Po cfarë halli të madh ke?

-Kryetar, -foli i panjohuri, -kam 15 vjet i martuar dhe nuk kemi patur fëmijë. Kështu që kemi marr një fëmijë. Ai sa vjen e rritet, por kam frikë se në fshat do zënë e t'ma "ngacmojnë" dhe merre me mend se sa në hall jam.

-Mirë, - i thashë, silli dokumentet dhe jepja sekretares.

Në mbledhjen e radhës, ia bëmë pasportizimin fatkeqit. Kur erdhi mori vendimin, na falnderoi. Po nuk mbaroi me kaq: i bërë me krahë, më futi krahun për t'më cuar në klub. Kur pa që hezitova, e zbrazi: -Aman, o kryetar, se cuni im rri me nënën time dhe ajo me timvëlla, të voglin, mos na ndaj se dhe shtëpinë në SHeq (lagje e Fierit ) e kemi marrë të madhe. U hepova një cast po kur mendoja se cfarë kisha hequr me vite për pasaportizim, ia bëra dhe të vëllait.

Sa u gëzua kur mori vendimin e dytë dhe, ashtu gazmor, më thotë:

-E di unë se ku e ke shtëpinë. Shelegu, në kasollen time, do bëhet si dash për vit të ri dhe se mos fut dorën në xhep për gjë tjetër, se nuk kemi vdekur ne !!!!. Dhe iku me një delir kënaqësie sic kanë të gjithë ata "zhurmues" që, sic kam vënë re, janë

batakcinj.

Pas nderit që i bëra këtij”shelegut” -kështu po e quaj me plot gojën- unë dhashë dorëheqjen e parevokueshme nga pushteti, dhe “shelegu që do bëhej dash”, as që u duk më. Me siguri, do ketë thënë ato fjalët e atij cobanit që tha : -Stanin e nxora, marsin e pordha !!!

* * *

Sapo riktheheshin në shtëpitë e tyre, ata që diktatura i kish syrgjynosur. Qenë të shumtë dhe unë ua shpejtova”telashet zyrtare”shumëve prej tyre, se isha dhe vet një nga ata, që ndoshta, nuk më kishin internuar, më kishin parë me lente të zeza. Njëri syresh ngriti dhe një klub goxha mu përballë gjimnazit të vjetër të Fierit. Po mua rrallë më conte puna andej, se zyrat e arsimit ku punoja, pas dorëheqjes nga pushteti, ishin nga rruga për Patos dhe, kështu, ende s’e kisha uruar mikun që mbështeta. E mbaj mend se qe korrik dhe miku kish dy vjet që rimori banesën. Tek po shkoja për një kontroll rutinë në gjimnaz, u futa tek klubi i mikut. Më hodhi duarët në qafë dhe me tha: -Cfarë do marrësh? -Vetëm një ekspres. Ma solli dhe, tek ktheva godën me ujë, pashë që ujë qe i ngrohtë, në një kohë bënte ballë një frigorifer dykatësh. Unë vërtet që jam i ndjeshëm për hallet e nejrëzve dhe bëhem copë për t’i ndihmuar, po mosmirënjiohja më bën me stres dhe ca më shumë: shpërthyes. Kështu bëra dhe atë ditë tek lokali i “mikut”. Po e vë në thonjëza se mikun e humba. Më ndiqni!

-Ore, -i them, e di ti se ku banoj unë?

-Në Mbrostar-Ura.

-Dhjetra klube kam lënë për të ardhur tek ti. Ti nuk e ke për fis dhe unë kam bërë gabim që të ndihmova. Më nxjerr ujën mocal, kur frigoriferi është me dykanate.

-Më fal, -tha ai, -por radhhën tjetër nuk e bëj më.

-Aha, - i thashë, miku dhe peshku njëherë e kanë. se, pastaj, vijnë erë.

Të gjithë në klub qeshën me batutën time dhe miku u prish në cere.

* * *

“Shelegut që do bëhej dash”, i hëngra kakaadhitë. Ndershmërisht, po ta kishte sjellë, do ta pranoja me qejf se kisha 6 muaj që e kisha lënë detyrën. Por”miku” im më shumëzoi me zero, se ku do ta shihja më, vallë? Viti i ri kish kaluar dhe nuk di pse do shkoja në gjëndje civile ku radha, sic vërejta, qe mjaft e gjatë. Si tek radha e qumështit që përshkruan miku im, Luan Cipi. Gjëndja civile qe në kat të dytë dhe, me që qe zona ime, hallexhinjtë, sa më panë, njëzëri, më hapën rrugë.

U njdeva pak me turp nga kjo sajdisje, por dikush ngulmoi:

-E meriton. Kështu ke qenë kur qe kryetar! Hapa derën dhe nëpunsja, sa më pa, lëshoi një britëm gëzimi:

-O, kryetari ! Mirëse ke ardhur! Përse je munduar?

Ndërsa po matesha të kundërshtoja me politesë, hedh sytë mbi atë që kish radhën brënda. Qe ai “shelegu që do bëhej dash!!!”. Tani qe radha ime të lëshoja një britëm gëzimi. Gjahu më kish ardhur në shteg. U drodh kur më pa, por nuk kish nga ia mbante. Dhe unë hapa derën dhe e zbraza:

-Djali që ke të të bëhet 100-vjec e të ta ruaj Zoti! Ti dhejfshë gjak dhe dua të të shoh sa më keq. Sharlatan!- i bërtita duke treguar për”shelegun që po bëhej dash”. Tregova se si e kisha ndihmuar, pa treguar që fëmijën e kishte të marrë. Aty duke e demaskuar kam ngrënë mish të pjekur.

* * *

Qe nga “Kalaja e Dodës” dhe nata me shi në atë fund vjeshte e

kish zënë në fshatin Petovë. Vjeshtave në Myzeqe bëhet “shkelja e reve” dhe ato shkarkojnë shi me gjyma. Malësorit iu lag dhe gjuha. . Pa një dritëz dhe tek u afrua, gjeti rojen e stallës së qeve që, më shumë tymosej, se sa ngrohej. Mysafiri qullë përshëndeti dhe u afrua të ngrohej. Roja e pa dhe i tha: -Mik, në do të mos e marrësh brinjë më brinjë, nisu drejt asaj dritës së madhe. Atje do gjesh shpëtim. Ashtu bëri dhe rrugëtari. Trokiti tek ajo derë dhe e pritën si një mik të vërtetë. I dhanë rroba të ndërrohej dhe aty, pas zjarrit dhe sofrës bujare, u lidh një miqësi e re.

Shumë vjet më pas nga kjo histori, miku nga Petova vdiq. Malësori erdhi për ngushëllim dhe, ndërsa ne, të tjerët hidhnim kush pesëqid e kush njëqind lekë, ai hodhi plot pesëdhjetë mijë të vjetra.

-Ja, kaq më ka ba darka asi moti!- foli malësori.

Skenën e pashë vetë dhe qe viti 2000.

* * *

E di që mund të bëhen shumë hamëndësime për punën e “shelegut”. Por tej gjithë këtyre, po ju them paraprakisht vetëm kaq: e kam patur si parim që kurrë mos parnoj qoft dhe një lek se, po pranove lekë për iks punë që kryen si pushtetar, nëpunës apo dhe thjesht si qyetar, them që ke shitur shpirtin. Fukarallëkun dhe shpirtin askush nuk ma ble dot. Nuk ka ndodhur as dje dhe as sot. Për të qenë më i drejtpërdrejtë me lexuesin apo ata që më njohin, po lë të lirë e-mailin tim: perparimh@gmail. com.

*Shkodër, më 4 maj 2012*

# XHA TUNI...

Trokiti dera dhe, sa u hap, pashë një plak myzeqar safi, mbështetur mbi një dorak, me një kostum pak si jashtë mode, jo se qe i vjetër, por them se pantollonat i kish qillota si qëmoti. Takia e bardhë dhe grykëza që kish veshur si për krushk, tregonin se qe sojli dhe nuk i mungonte kujdesi në shtëpi. Ai hyri, tha "si u gëdhitë zotëria juaj", dhe, pasi u ul mbi karriken që i zgjata me shumë politesë (se qe afrë 80-tave), më tha: -Ore kryetar, se, mesa ma ngjan kryetari do të jesh, ti qenkëshe dhe me këtë "cucën" këtu ("cuca" ishte sekretarja e komitetit pluralist që punonte me një zyrë me mua, kryetarin, de!), kurse unë Tun Gorreja që më ka harruar seneja të më marrë, sikur kam një mesele vetëm me tyja. Kjo"cucë" e xhixhait do ia bëj hallall rixhanë një plaku-kokësapllaku, si unë. Dhe qeshi. Adelina apo ajo"cuca" (po ku kishte çupë më fisnike se ajo? !), tek s'mbante gazin nga shpotitë e këtij "xhixhaj" kaq shakaxhi, doli duke më lënë vetëm. Tun Gorreja që e kish harruar seneja, nxori kutinë e duhanit (ndërkaq unë nxitova t'i zgjatë "DS-në" time, se atëherë e pija duhanin), dhe, mbasi nuk pranoi ofertën time, më tha: -Duhanin, po e pive, mos e ndërro. Duhanin dhe gruan. Kur pa që po qeshja, më tha: -Ore jam nga koha e dorakut, unë. Dhe më tregoi bastunin. Në këtë moshën e dorakut, nuk ndërron dot dhe ç'thuaj, t'i ka parë syri. Pa t'i ka dëgjuar dhe veshi. Në s'ke nxënë nga ç'ke parë dhe ç'ke dëgjuar, do të thotë që je qorr me syhapët

dhe veshët Perëndia, që, shyqyr i qofshim, t'i ka zënë me dyllë. Ja, për këtë trokëdheu që do na hajë. Se gavnjeshtër nuk njoh una. Duhanin, po e ndërrove, të jepë kollë. Pa kolla të mbytë. Uh, lanet!- mallkoi. Po dhe gruan, po e ndërrove, o çun, prapë të zë "kollë". Jo kollë, po butërpelash, kur themi ne, në Myzeqe. Dhe ia dha të qeshurit. Mandej, si e drodhi me shumë finesë, e bëri tym dhe, ndërsa ndiqte tymin që mori tavanin, tha: -Kam mbi 60-vjet që e "ha" këtë laço. Nuk e pi, jo. E ha. Që esëll, të keqen pepja tyja, dhe, mbasandaj, gjyryk pamporri. E la, për pak, mbi tavull dhe më tha, mbasi më hodhi një vështrim me ata sytë tërë dritë të një shpirti babaxhan. -Hë, mirë bëra që nuk dërgova Thimin tim (Thimi është djali im, gati me moshën tate, më sqaroi ai), dhe, pa më lënë mua që të ndërhyja që pse kishte bërë mirë"që s'kish dërguar atë Thimin", tha: -Thimi është qimesert, tëpkë si tyja: se dhe ti qimeashpër më qenke. Qimesertët janë punëtorë, po nuk hanë bodec fare. Bëre dy qimesert tok, mori zjarr. E kam vënë re me qetë una. Kisha një Shegan qimekuq, por i sert që, pak po ta shpoje me bodec, vrrik ia bënte zgjedhës dhe tej matan. Sidozot një lopë kokëmadhe. Po e pat lopa kokën e madhe, mos bli, se nuk ka qumësht. Ta jepë me senet Tun Gorreja tyja. Se dhe kafshët, o çun, janë tohidho si roptë. Aha, gavnjeshtër, s'njoh unë. Prapë qeshi dhe unë "qimeserti", sado që ky "xhixhai" po shtinte me "pambuk", s'e mbajta dot të qeshurit. E, ndaj, ardhsh vet. Dhe paskam bërë mirë. Se që, thuaj ti, o kryetar, ndaj ta përmënda atë "gavnjeshtrën" unë, tyja. Se jam afër varrit dhe s'dua"lecka" mbi vete, njimëni. Më tha Thimi mua: -Pepe, mos shko në hyqymet ti, se ka ndrruar puna. Ka ardhur një nga ata, të "tjarët". Nga të "tjarët" a nga "tanët", i thashë xhixhai do mundohet. Se nga qielli s'ka rënë ky "jatri" de! Dhe ardhsh. Po ta them që në fillim: -As xhixhai dhe as familja ime nuk ka votuar për tyja. Se dua të them të "ndrejtën", unë. Është tjatër punë, në do ma qash hall. Se qeshë dhe tek ai, i fshatit, unë, po ëhë, më

tha: -Nuk bëhet. Se kot s'ta përmënda una atë punën e lopës me kokë të madhe (aludonte për kryetarin e fshatit që qe po nga PD). Se në këtë moshën e dorakut që jam unë, nuk ndërron dot "përshesh". Se të mbytë dhe "përsheshi" si puna e asaj që thashë për duhanin.

*  *  *

Tymosi me mjaft qejf, u mbush me frymë. Digjo, -vazhdoi, - që jam i lashtë, kjo duket. Më ka parë shumë kurrizi mua. Që nga ai ymërikuri, mbreti, deri ky, jatri. Epo ndryshoi seneja, po nuk ndryshon Tun Gorreja dot pa. E, në ardhsh, kam nji hall. Hyqymetin unë si Tuni e kam frikë. Është si bullari hyqymeti. Bullarit Zoti ia mbylli sytë se është i rrezikshëm. Njëherë në senetë bullarit i hapën sytë. Kur i hapën, mjerë kë gjen në rrugë! Kështu dhe hyqymeti mbyll sytë si bullari (se mbyllur i ka, me domosdo, kur bën sehir gjithë këto prishje që bën ropi), po kur i hap, mjerë ropi. Se që t'i vëmë kokëz muhabetit, digjo pakëz xhixhanë ti. Kur iku jermëni, aty tek Ura e Mbrostarit pat lënë si batall një si depo me materiale. Qereste e madhe në atë depoz. Epo iku. Shyqyr që iku. E më t'u lëshuan ti, me të bardhë e me të zi, dhe kush e kush të marrë qersete atje: dhoga po, çimento po. Mushamara. Kazma. Lopata. Dhe kur të shohësh ti, na. S'mbeti më as si karabina. Kur erdh një kohë dhe hapi sytë bullari. Dhe një nga një (sikur kish qenë prapa kurrizit hyqymeti!) më t'i thërresin në hyqymet (e kish fjalën për pas 1944) dhe i thonë; sidozot: Tun Gorreja ke marrë në filan sene kaq dhoga për aq, bëjnëkaq. Hidh paratë mu në portofol të qeverisë. Se dhe, kur i ka të mbyllur sytë, hyqymeti të ha. Ndaj të lodha ca se trapita larg, po ma bëj hallall. Tani pse kam ardhur una? Aty para shtëpisë kam një goxha varosh (shesh). Me senet nga qeveria nuk e kam. Mirëpo ka pllakosur një milet kam-kum që të vjen e

të zë frymën, se e gjen të lirë e pazot. Çuni po më ka ca cuca të rritura sa kjo cuca që doli tanithi. Bela e madhe. Të thashë se e kam qimesert çunin dhe merr flakë. Kohë e keqe, për ne që kemi cipë. Kam ardhur të bëj rixha, ma jep dot me senet xhixhait ti. Që jo vetëm të fle rehat, po të shkoj rehat andej nga më presin. Se digjo xhixhanë: -Në fshat të botës, nuk të zë turpi. Se kush të njeh, ejvallah! Dhe ai që do vijë aty, ballas shtëpisë sime pse do ketë turp? Ja, për këtë, u munduash. Se thashë nga hyqymeti kam frikë, xhixhai. Dhe unë, pa e bërë të gjatë, thirra atë "cucën" dhe i thashë: -Shtype këtë shkresën që kam bërë unë. E bëri. I vura firmën dhe unë dhe”cuca” dhe i thashë: -Ta gëzosh, o xha Tuni!

Pashë që i çeli nuri dhe nuk iu ndënj pa folur: -Qimesertët, vërtet nuk hanë bodec, po kur nuk marrin përpjekur, ku m’i gjen. Dhe prapë qeshi. Paçi uratat e Tun Gorresë që e ka harrurar seneja, - uroi. Dhe iku. I thashë Adelinës: -Dëgjo, veprova kështu, se jo vetëm më foli me zëmër në dorë, por kishte korë.

* * *

**Epilog**

Kisha muaj që kisha dorëzuar “tapitë” si kryetar dhe tek po shkoja në kafe, kur përballë arkës së kursimeve, pashë atë: vet Tun Gorrenë. Kish dalë të merrte pensionin. Hajde, - i ithashë, - të jap një kafe. Erdhi. E, -i thashë, - i ka hapur sytë bulllari, apo jo?

-Jo. Jo. -m’u përjgigj. Ustai i ri do kohë të mësoj të bëj samar. Sa t’ia marrë dorën ai, kurrizet e gomarëve do bëhen copë. Dhe qeshte. Shtinte larg e larg. Më tha: -E mban mënd që të thashë për lopën që ka kokë të madhe’? Po, i them, më the që s’ka qumësht. Thashë, thashë, po e pagova. Se shkoi ai, imi, (kush? -i thashë, ai qmeserti? ), epo atë kam una laj-thaj. Shkon që thuaj ti mu në Poshnje të Beratit dhe më të ble një lopë. Sa e shoh, i them: -Po

pse, mor bir, po ç't'u desh? Po lopa që ka kokë të madhe, nuk ka qumësht. Apo e pe të shëndosh ti dhe tujte. Dhe është farmak xhixhai sot. Se dje e bleu, po kur e moli ajo, imja, ëhë, ku ajo "Shega" që paçë blerë, ku kjo e Poshnjës. Pimë kafenë, bëmë dhe pak muhabet dhe u ndamë. E lashë gjallë, po me siguri, duhet të ketë ndërruar jetë. Se unë më nuk ma zuri syri dhe, po të shtosh që qyshatëherë, kanë kaluar gati 17 vjet, s'më mbetet veç të them: Dritë mbi varrin tënd, o plak aq i urtë dhe me korë! Amen!

**Emrin, për etikë, e kam ndërruar.*

*6 korrik 2009*

## NJË PUTHJE ME "KORRESPODENCË"

Durim Ferriku u bë si me krahë kur mori lajmin se do të vazhdonte shkollën e sigurimit në Tiranë. Qe bir oficeri dhe, sado që i ati kish vdekur, biografia e ndiqte nga pas. Të lidhur si mishi me kockën me partinë, Durim Ferriku, tanimë bënte hesapet se ku mund të përfundonte: e mendonte veten, trek përkëdhelej në brëndësi, me ndonjë ambasadë ose deri në një të zgjedhur të hetuesisë së lartë, se hetues kish qenë dhe i ndjeri, i ati, Hysen Ferriku. Kjo përsitaje e tij merrte, veç tjerash, krahë dhe nga një fakt tjetër: qe nga e njëjta krahinë me kryeministrin, Mehmet Shehu dhe kaq nuk qe pak. Po t'i shtoje mandej dhe faktin tjetër, se i ati, Hyseni, kish qenë në një brigadë me atë që tanimë qe kryeministër, për të riun, Durim Ferriku nuk kish derë që nuk hapej. Atje, në shkollë, u thanë se kjo shkollë që përgatiste këto kudaro besnike, të pajiste me një diplomë që barazohej me atë të juridikut, kështu që çdo një i tillë nga këta, hiqej ose njihej si jurist. Ç'shkruaj, nuk është se shkruaj apriori apo kështu dua unë. Po qe një e vërtetë që nuk e luan topi: kushdo nga këta "besnikë", kur binte nga kali, për një arsye apo për një tjetër, tak dhe fillonin, si pa të keq, dhe jepnin mësimin e filozofisë npër shkolla të mesme, se "kishin mbaruar juridikun". Ja, kështu. . .

Durim Ferriku e mbaroi shkollën dhe, ndërsa priste ndonjë

bum emërimi (epo për ato të shkreta ambasada, i qante syri) , tak dhe emëruan hetues në një qytet të jugut. Nga jugu qe dhe vet ky, po jo në qytetin e tij, po diku, larg. Hetues dhe zuri e kapërdisej, se laj-thaj ky qytet dy të tillë kish. Njëri qe shefi, një skile e vjetër që kish shkulur dhe me darë kuajësh"dhëmbët e kundërshtarëve" dhe tjetri: epo kush tjetër? Veç Durim Ferrikut që pozonte dhe demonstronte forcë dhe impozancë se kot nuk qe hetues. I lidhur me Çlirimtaren, bir hetuesi dhe, veç këtyre, qe nga ai içik vënd: nga vëndlindja e kryeministrit. Është gjenetike-thonë- që të gjithë të ardhurit nga provincat e thella, siç vinte dhe Durim Ferriku, kur vijnë në qytet, tjetërsohen dhe bëhen qesharak, se duan që të flakin atë lëkurën e vjetër që kanë veshur. Koj tentativë, zakonisht, është e njerëzve mediokër që, pa e kuptuar, bëhen qesharakë dhe pak Don Kishotë. Kështu ndodhi dhe me Durim Ferrikun. Vishej me rrobat që i kishin dhënë (qenë modele që njerëzve u ngjallnin krupën); kurrë nuk e hiqte kollaren dhe kur bënte nxehtë, sado që gojët e liga thoshin që nuk dinte ta lidhte, dhe, veç kësaj, ecte me çap të rëndë, pothuajëse, vetëm, dhe me sy-zakoni i qenit të gjahut- përshkonte gjithë shetitoren. Se, siç mendonte, një hetues i tillë duhet të jetë: i paafrueshëm;i ftohtë mermer dhe, kur të flas, ta ngrejë zërin gati një oktavë mbi tjetrin, për të thënë që ai është larg, shumë larg nga çdo i gjallë tjetër. Se lufton "armiqtë e partisë dhe të popullit". Dhe Durim Ferriku e dinte mirë këtë punë sidomos atje në birucat e degës së mbrëndshme. Aq qe i dhënë pas këtij zanati, sa nuk flinte dot rehat në se nuk kish torturuar si duhet ata "armiqtë". Dhe, ky syvigjelent i partisë, tek secili shikonte një armik të mundshëm. Dhe kur ky"armiku i mundshëm" binte në dorë të tij, e dinte vet ky se si ia përdridhte zverkun. Mandej, pas gjithë atyre torturave të paimagjinueshme, frymën e mbante drejt e tek turizimi i qytetit ku çlodhej, veç tjerash, dhe me banakieren bionde të atij qyteti. Se kot nuk qe hetues, Durim Ferriku.

* * *

Sakaq dhe me"punën e madhe dhe të fshehtë të partisë", u zbulua që në jug në një kooperativë bujqësore që nga kryetari e deri poshtë, qenkan "shitur" andej matanë: në Greqi. Dhe gjithë grupi, en bloc, u arrestua. Qe pak si tronditës lajmi për"zbulimin" e këtij grupi, se grupi en bloc, qe i njohur, veç tjerash, si një grup këngëtarësh popullorë në zë. Durim Ferriku mënd kaloi në një si "orgazëm" nga kënaqësia. Se do merrej me një grup angjenturor dhe ai, përkëdhelej në sedër, se fal torturave dhe"zbardhjes së vërtetës" ngrinte trampolinën e ngritjes së tij në përgjegjësi. Dhe filloi nga ato"avazet" që i kishin mësuar në shkollë. Hetuesia, , këtë radhë, për"kapon e grupit" që qe doravet, ishkryetari i kooperativës, bëhej me dy veta: një që "ekzekutonte veprimet sipas drejtësisë alla komunistçe", dhe tjetri, për t'u bërë sa më "reale" hetuesia, kish ardhur si ndihmës nga një rreth tjetër. Ky tjetri, - epo shkollë me të futur qe ajo e sigurimit, - shikonte mundësinë e ngritjes së vet në përgjegjësi dhe hiqej më prudent në zbatimin e ligjit. E paska pasur ligji me të shkruar që nuk duhej përdorur torturë ndaj të pandehurit. Durim Ferriku u lëshua me sa fuqi kish me shuplaka mbi fatkeqin. Ky"ndihmësi" veç shikonte dhe, kur Durimi u "lodh", dhe shkoi drejt e në turizëm për "relaks", "ndihmësi" i thotë të panndehurit: -Ankohu që të qëlloi me shuplaka, se dalë dëshmitar unë. I pandehuri kështu bëri dhe në ballafaqim, "ndihmësi" që e shikonte Durimin si hije, i vuri stërkëmbësin. Që të nesërmen, Durim Ferriku, në vënd të shkonte në ambasadë, u zhvesh nga hetues ("ndihmësi" zuri menjëherë vëndin) dhe mbrriti në qytetin tonë. Aty dhe njoha se e caktuan të jepte filozofi në një nga shkollat tona të mesme. Këtë ç'tregova më lart, e kam nga goja e tij.

Jepte filozofi, por mëndja i punonte për tutje: atje tek ndonjë vënd ku të relaksohej dhe i qe bërë fiksim: Kuba. Se Kuba, aso kohe qe vënd mik dhe, veç kësaj, ky qejfli i krisur dhe sadist, pluskonte në ujëra të kripura. Nga përgatija si mësues, qe bosh. Hiq psalltjet made in Enver, slogane të mësuara përmënç dhe, ende, mbahej me atë kohën e hetuesisë. Shoqërinë me ata"gritë" nuk e shkëpuste dhe, kur mori vesh që njëri prej tyre, sosi deri në Paris mënd u bë me nerva. Ku ai dhe ku unë. Pse, - ndrëhyra unë, -po ai kish të bënte me sh. Hysni (Kapo). Po unë a nuk kam të bëj me sh. Mehmet? Bile dhe ime shoqe, atje është rritur, tek Shehët. Po ma bëri ai, luvgati, mua që më hëngri në besë. Dhe për kë? Për një armik?

* * *

Termometri politik në Shqipëri sakaq dhe po ngrihej. Veç armiqëve të jashtëm (reviziionistët dhe imeprialistët, tani dhe tribotistët kinezë), po shtohej rreziku nga brënda. Qe "zbuluar" grupi I Beqir Ballukut dh Co. . . dhe tani, kudo, po zbuloehshin "armiq. "Po vjen shansi tek dera, më tha Durim Ferriku. Ke për të parë kur t'më thërresin. Se duhen "specialistë" për të zbërthyer"armiq" që kanë punuar nën "lëkurë". Kur, një ditë prej ditësh, sapo u dha lajmi se qe"vetvrarë" vet kryeminsitri, Mehmet Shehu!!! Durim Ferriku kish ndryshuar çehre, qe bërë, pothuaj, dyllë i verdhë dhe lotët nuk i mbajti. Qeshë në postë, - më tha, - dhe i bëra telegram vet shokut Enver. E ngushëllova për"humbjen" e shokut të ngushtë të armëve. Se i letrave që jam, më tregoi dhe tekstin. Dhe sot nuk e harroi atë tekst që sa të bën të qeshësh, aq dhe më donkishotesk e bën ish hetuesin, Durim Ferriku. Për ta bërë pak më të prekshëm për lexuesin, po e sjellë atë siç e kam në kujtesë:

". . . si të gjithë, jam i tronditur nga"fatkeqësia që ju ka rënë

mbi kokë, juve dhe partisë", në pamundësi që të jem pranë jush në këtë moment, ju lutem putheni për mua kufomën".

*Durim  Ferriku, 19 dhjetor 1981*

Sado hetues që qe, mendoj se ai qe aq i tronditur, sa nuk mund të vinte re, një si pështirosjen time në këtë tekst kaq bufonat. Sidoqoftë, bubullimat do ndjeheshin më pas. Teksti, padyshim, s'kish se si mos vihej re, sa kaloi ajo"tronditja" që pati sh. Enver nga"humbja" e "shokut të ngushtë të armëve" dhe si kompensim për këtë ngushëllim donkishotesk, erdh dhe"dogana". Durim Ferriku duhet të linte vëndin e punës, por duhej pak"delikatesë". Dhe"delikatesa" u fabrikua me aq"finesë"sa bënte mu. Tek ishin mbledhur për të hyrë në klasë nxënësit e shkollës dhe ndërsa mësuesët qenë në krye, tak dhe dikush çan përmes nxënësve dhe para gjithë shkollës, ia fut me pëllëmbë Durim Ferrikut. Figura e mësuesit qe cënuar. Ai nuk mund të jepte mësim aty dhe, tek priste transferimin në një shkollë tjetër, e çuan makazinier në një fermë. Pastaj, me të parë e me të bërë. Por një gjë qe e sigurt: Durim Ferriku jo vetëm nuk shkoi në ambasadë, po katandisi punëtor. Veç kur erdh demokracia, u kthye dhe u bë avokat. Pse mos? Kush më mirë se ai di që t'i "mbrojë" të drejtat e njerëzve. Unë, -shpjegohej mes njerëzve, - për një"puthje me korrespodencë" e pësova dhe, sa për të kaluarën si hetues as që e zinte në gojë. Po dhe ne të tjerët as që ia zinim në gojë. E keqja qe se dhe ai "ndihmësi" që doli si "dëshmitar" ka marrë status të përndjekuri. Kurse"vullnetari" që e qëlloi me pëllëmbë nësy të nxënësve, tani është kryetar i një partie në rreth.

**përkimi me një emër është krejt rastësi.*

*12 maj  2011*

# NJË “BARAZIM” I ÇUDITSHËM?!

*Zeqir Bahitit*

**Prolog**

Major Zeqir  Bahitin e kam njohur në Shëngjin, kur shkova për të kryer shërbimin ushtarak. Tri vjet them që nuk janë pak për të njohur një njeri që, fare rastësisht, se unë ushtar qeshë dhe ai eprori më i lartë në repart, por ja që u bëmë miq. Unë nuk e di në rron ende apo jo? Në rron, le të bëhet 100-vjeç (tani duhet t’i jetë afruar 80-vjeçëve), dhe, në nuk rron, le të prehet i qetë, se, në e kujtoj me këtë trgim timin, e bëj vetëm e vetëm për ta kujtuar.

* * *

Unë atë dhejtor të vitit 1964 e kisha marrë fletthirrjen për t’u moblizuar në ushtri. Më ishte caktuar dhe data: 21 dhjetor. Por ja që, tek kisha vjatur me gjithë time shoqe (kisha dhe djalin 1-vjeç), tek njerëzit e saj, befas, mu në vakt të drekës, ndjej që t’më thërresin. Dal dhe shoh një civil, i cili me një fletëthirrje urgjent (ma paraqiti atë), më bëri apel që të nisesha pas tij për në degën Ushtarake. Sado i çuditur me këtë “thirrjeurgjent”, e ndoqa “civilin” duke i lënë të shqetësuar si njerëzit e sime shoqeje, por ca më shumë dhe atë vet. Sa mbrrita në degë, më

hipën dhe “urgjent” në makinën mbushur me të tjerë që, sipas të madhit të degës, vetëm mua më prisnin. -Po unë e kam në datën 21 thirrjen dhe ju po më merrni sot. -Zbato urdhërin, - pothuaj se hingëlliu ai , kryetari i degës, që qe nga grada kolonel. Qeshë veshur si për dhëndërr-se dhe dhëndërr isha-, por, me që më morën me”urgjrent”, më bën një favor. Makina që do kalonte andej nga kisha shtëpinë, do qëndronte 10 minuta, sa të hiqja rrobat e dhëndërrisë dhe të vishja rrroba çfarëdo, e, mandej, mbi makinë po për seku? Qe “sekret ushtarak”. Kështu dhe bëra. Biçikleta mbeti në degë dhe ai “civili” do ta kthente në shtëpinë time, Ngjita me një frymë shkallët e pallatit (ne banonim në katin e dytë) dhe, ndërsa i dhashë lajmin tronditës sime ëme, se po ikja ushtar, rrëmbeva një palë pantollona të grisura (zhele-mel, kur thonë shkodranët), i shtrëgova me një copë tel, në vënd të rripit;po kështu një pallto të vjetër që kish veç nnjë pulle për të mbërthyer dhe, ndërsa nëna e shkretë dha kujën (a nuk gëzoheshin nënat kur djemtë ikin ushtarë? Shikoni këngët e popullit të asja kohe!!!), ngriti, si në alarm, të gjitha gratë e lagjes që kush e kush më parë vrapoi që jo vetëm t’i mbanin “iso” në këtë kujë, por nga xhepat e përparësve, nxorën nga aq lekë sa kishin dhe, pasi më puthën të tëra nëpër faqe (dhe sot e ndjej atë grimasë dashurie dhe solidariteti), zunë dhe ato të qanin, njësoj sikur po përcillnin djemtë e tyre. Makina kishze 14 rekrutë dhe, mes tyre, me tri katër njihesha që nga jeta civile. Kaq-mendoja, nuk është pak. Kot nuk thonë: i mbyturi kapet dhe prej fijes së kashtës. Kjo njohje qe i vetmi ngushëllim imi, në këtë nisje”kollotumba” për në ushtri.

*        *        *

Udhëtimi për në atë vëndin”sekret ushtarak” zgjati goxha. Natën mbrritëm në Lezhë dhe aso kohe, unë as kisha ardhur

ndonjëherë këtyre anëve. Si lamë Lezhën dhe dolëm tek rruga që të çon për Shkodër (menduam se atje do të qe"sekreti ushtarak), për çudi, makina mori kthesën, majtas, dhe frymën e mbajtëm 8 km larg Lezhës, në Shëngjin. Në errësirë as që e dinim se sa qe Shengjini veç shihnin se si dritat reflektonin mbi det dhe filllluam të bëhemi romantikë. -Sa bukur!-fola unë që nuk e kisha zbërthyer gojën deri atëherë. Sotiraq Ferra (me të njihesha se qe i vetmi librashitësi i Fierit), tip i shkathët, që nuk ia hante qeni shkopin kollaj, më thotë: -Tani natën bukur është, por të shohim ditën. Se dita të hap sytë. Sa mbrrritëm në "palcën" e Shëngjinit (Raqi kish të drejtë: këtë qytezë atë kohë mund ta futje në xhep dhe asgjë të bukur nuk kishte, përveç detit), bëmë dhe një kthesë tjetër, rretth një km, dhe ja tek mbrittëm tek"sekreti ushtarak". Atje, sado vonë që erdhëm, po na prisnin. Si oficerët, po ca më shumë ushtarët e vjetër. Këta të fundit, nga përvoja, e dinin mirë, që rekrutët vinin me trastat plot dhe ndaj dhe prisnin. Dhe nuk mbetën pa gjë. I vetmi që s'kisha marrë asgjë nga shtëpia, qeshë unë që më morën"kollotumba". Në të vërtetë, nuk dola dhe aq i humbur. Ushtarët, të njohur e të panjiohur, e morën veshë"grabitjen" time dhe ma mbushën trastën aq shumë, sa e pësova si ai djali i njerkës. Mesnata erdhi dhe na çuan drejt e tek kapanoni. Krevatët qenë dy-katësh dhe unë zgjodha katin e "parë". Mbi mua: librashitësi, Sotiraq Ferra. Por tek do sistemoheshin për gjumë, mbrriti reshteri dhe mbasi na njohu me rregullat, papritur dhe pa kujtuar, më thotë: -Ti, shok ushtar, je posstë e parë. Mandej i dyti Raqi dhe postë e tretë nuk mbaj mënd se kush qe, . Epo sipas vëndi dhe kuvëndi. Pa futur këmbët mirë, nga detyra. Kur u gdhi, na çuan që të gjithëve (ne qemë 14 fierakë), për pastrim territori. Pas këtij veprimi, na sollën nga një pikël ujë për të njomur duarët e pista, se Shëngjini nuk kish ujë dhe bateria jonë qe paksa goxha larg nga deti. "Njomën" duarët dhe shkuam për mëngjesin që vetëm mëngjes nuk ishte.

Po harro mushkë valarenë se Ali pashanë e prenë, se më shumë bëmë sikur hëngrëm se sa hëngrëm.

*    *    *

Sa mbaroi mëngjesi, një toger na priu përpara dhe duke çarë ferra e shkurre, më tepër nëpër një rrugë dhish, se malor qe terreni që po çanim, mbrritëm buzë detit. Qe 14 dhjetor 1964. Frynte një erë që të thante. Aq erë frynte sa më duket se ai shkrimtari indian, Prend Çadi, më kot ka shkruar për ”Nënën e erërave”. Nëna e erërave e ka vëndin në Shëngjin, në Milot dhe në Tepelenë. Era e Shëngjinit- apo era e tri maleve siç quhej_ na i mrrte kapat dhe na i vërviste në det. Ne i vumë ato nën rripin e mesit, Po qe e kotë. Janina, siç duket, kish dava. Togeri na urdhëroi që jo vetëm të zhvisheshin gjysëm lakuriq, vetëm në të mbathurat, por kështu deri mbi brez në ujë. Një urdhër jashtë logjikës elementare, po ku ka logjikë në ushtri? Vet ushtria a nuk është qujatur nga Napoleoni i madh”një marrëzi e domosdoshme? !”. U zhevshëm, u futëm në ujën e ftohët akull dhe atje djetaa metra larg nga bregu, kish mbetur në “cektinë” një anije e ngarkuar me dru zjarri. Detyra jonë qe që ta shkarkonim atë anije dhe drutë t’i xirnim në stere (tokë). Shumë ftohë, po trupi i njeriut ambientohet kollaj. Mpihet dhe më nduk ndjen. Togeri si zhgabonjë mbi kokë. Ne tutje e t’hu dhe na dukej se ky kalvar i mundimshëm nuk kishte për të mbaruar kurrë. Kur erdhi dreka, menduam se shpëtuam nga kusuri, po nuk qe e thënë. Ushtarakët punuakëshin si në kohë lufte. Pa mabruar detyrën, s’ka as bukë dhe as pushim. Po thyhej dreka dhe, ndërsa puna vazhdonte, pamë që po vinte një ofier tjetër. Togeri pamë që iu praqit ushtarakish dhe, sa mori komandën”qetësohu”, seç i tha dhe më oficerit të ardhur, dhe pasatj iku. Mbeti ky. Ky që erdhi qe me gradë major dhe, siç na u prezatnua, qe komisari i repartit.

Epo, mendoa unë, erdhi ky, komisari, dhe do shpëtojmë. Se më i moshuar po, por dhe me gradë më të lartë po. Pastaj ky është dhe më i madhi i partisë e do na qaj hallin. Po llogaritë i kisha bërë pa hanxhinë. Majori tek ndiqte me sy punën që po bënim (ne kishim mbi 6 orë që punonim), nuk mund mos i binte në sy, veçanërisht, puna ime. Se të them të drejtën, punën fizike s'e kam ngrënë kurrë dhe, tek më zuri halli me këtë anije"gogol", sa herë që dilja nga ujë, sulesha andej nga shkurret, gjasme, për nevojë të ngutëshme. Majori e kapërceu një herë, dy. . . dhe, kur më pa që prapë u lëshova andej nga shkurret, më thirri në raport: -Ushtar kush? -Ushtar Hysi!-Nga je ti shoku ushtar? -Jam nga Fieri, shoku major!-More, - më tha, -këtë mbiemër Hysi se ku e kam hasur në shumë ushtarakë që nuk janë nga Fieri, - tha ai qetë-qetë. Unë duke u inspiruar se vërtet nga fisi im kish shumë ushtarakë dhe nuk ishin nga Fieri, i them: -Prindërit e mi janë nga Skrapari. -Hë, - bërtiti ai si Arkimedi kur bërtiti "Eureka", - kështu mendoja dhe unë, por a e di ti, mik vëllai (më vonë këtë"mik vëllai" e kishte si me"licencë", por do ta kuptoja kur ta njihja më mirë), më tha ai, se nga këta ushatarakët e tu, njërin e kam mik dhe a e di seç thotë? -Po ku ta di unë? -pyeta unë me naivitet. Ja thotë kështu, - më tha pak si triumfues majori: -Nuk kalohet dita me të bërë shurrën!!!!Prandaj, mos të shoh më nga shkurret, po shtrohu punës. Të keqen, o toger, po pse ike? -thashë me vete. Ky, majori, qenka goxha"usta". Ta bëka samarin që të të rrijë pas kurrizit. Iu shtrova punës se ç'do të bëja tjetër? Dita u thye goxha, po perëndote dielli dhe unë, ca nga lodhja dhe ca mërzitja, ia plasa dhe majorit. Iu afrova mu tek këmbët (ai qëndronte mbi një trung aty mbi rërë (i ruajtur goxha nga era) dhe pa ma bërë syri tërrt, në sytë gjithë shokëve të mi, i them: -Shoku major!-Hë, mik vëllai, më tha ai, çfarë ke? -Kam dhe unë, - i thashë jo pa sarkazëm, një mik nga Skrapari që më ka mësuar një këngë. -Çfarë kënge? -u bë kurioz ai. Aha, - thashë,

të gjithë këngën nuk e mbaj mënd, po dy vargje i mbaj. Kënga thotë: -O derivish, o rondokop/drekë e darkë i ha tok!!!. Majori e kapi nëntekstin helm të vargjeve (ne, pothuaj, sharruam për të ngrënë) dhe, pa u nxehur fare, më tha: -Qenke jo vetëm dembel, por dhe llfazani i madh. Me rregullore duhet të të fusë në bug, por po të fal me kusht: e sheh atë trarin atje? Hidhe mbi kurriz dhe drejtimi drejt baterisë. Kësaj i thoshin: më blofsh në krahë dhe mushkën prej dore. Dhe e hodha atë të shkretë tra, tek majori u "kujdes" që askush mos ma lehtësonte barrën. Kur sosëm në bateri, dielli kish perënduar dhe gjella e kuzhinës (pajtat qenë shtruar që në drekë), qe e ftohtë akull, ngrirë anash lëngun, po uria ha dhe bërrylin. Si"disfatist", shokëve rrugës u thashë: -Këtu na kanë sjellë për të vdekur. Dhe sa të mirë: askush nga ata nuk qenë sytë e veshtë e "mbretit" se dhe kaq, jo qe majft, por pak si tepër, për të sosur në birucë si disaftist apo dhe si armik. Pasi hngrëm atë gjellën e ftohtë-dhe gjuha ime s'ndenji pa llapur: për të vdekur dhe po hamë gjellë të vdekuri. Por gjella, sado e fothtë, na mbushi me energji, se nuk duhet të qe ndryshe, se sa Kristaq Prifti (ah se ç'njeri i mirë dhe bujar që qe. I qoftë dheu i lehtë ku prehet, se e mbytën me gaz, në vitet e demokarcisë) kapi fizarmonikën dhe ne, sikur të kishim ardhur për dasëm, zumë e po kërcenim. Unë duke harruar seç hoqa, qoft dhe nga trari mbi kurrriz, u them shokëve: -Ju paskam gënjyer. S'kemi për të vdekur.

* * *

Dy ditë pas kësaj ndodhie, në kishim zbritur tek ndërtesa e shatbit. Kjo qe ndërtuar në kohën e Zogut dhe dukej si një relikë, krhasuar me të gjithë të tjerat që kish atëherë Shëngjini. Dhomat për zyra ishin të mëdha, shtruar me pllaka të çmuara dhe veç, zyrave, ishte dhe këndi i kuq. Në holl (goxha i bollshëm dhe ai)

një fushë bilardoje, një fushë pingpongu dhe mu në mes, mbi një tavolinë (rreth saj dhe kolltukë dhe karrike, ta bënte me sy një tabelë shahu, me gurë të punuar për qejf. Unë i kam lojtur të gjitha lojërat, por, veçanërisht, shahun dhe letrat. Sa pashë tabelën e shahu, ngacmuar nga një instikt që s'e mposhta dot, u lëshova dhe kapa gurët me dorë. Një oficer që më pa, më thotë: -Pse ç'mendon ti, shoku ushtar, për shah të kemi thirrur këtu? U skuqa sikur të kish bërë faj dhe, tek po bëhesha gati të kërkoja falje, se nuk frenova veten, befas u duk majori: mik vëllai!!! Ai, siç duket, e vuri re pasionin tim dhe më tha: -Kjo loja nuk është ashtu si me shkurret. Oficerët për reth ia dhanë të qeshurit. Unë nuk e dija atëherërë se majori në vitet '50-të kish bërë emër si shahist, dhe vuante po nga ajo "sëmundje" që vuaja dhe unë. Ai zuri vënd përballë dhe më foti dhe mua në"dyluftim". Kapi dy gurë, e mylli dorën dhe më tha që të zgjidhja. Më ra i bardhi. Shumë mirë, - buzëqeshi ai. I bardhi që do ta nxishë. Oficerët u shkërmoqën. Luante i madhi i tyre dhe "eunukët" a nuk qeshin kur qesh "veziri" a ca më shumë: sulltani? Gjithmonë goja nuk më ka lënë rehat. I them: -Jam ushtar vërtet, por në shah jam gjeneral!!!! Kaq u desh, dhe shefi i zbulimit (ai kisha antena më të"mprehta" si servil), i thotë: -Shoku major, si i duron ti me të fye një ky bythëushtarit!!!-Majori as që ua vuri veshin këtyre eunukëve mediokër, po u përqëndrua në lojë. Unë e fitova lojën e parë dhe, kur po bënim të dytën, zura, siç e kam zakon kur luaj, pothuaj sikur këndoja dike përsëritur, me entuisiazëm;_ Shah, shoku major!Shah. . . Majori nuk ndjehesh kur luante. Kur ndjente humbjen, ai zinte e skuqej (se qe pak i kuq në çehre prej natyre) dhe mendonte si të dilte nga gracka e matit. Ky takim imi me të mbaroi tri me një. -Të rrava, brëtita tërë entusiazëm unë. Po për çudi, ai me një qetësi olimpike që nuk e kam vërejtur tek askush, më tha: -Jo, mik vëllai, nuk më ke rrahur. Ne jemi ndarë barazim!!!Po si u ndakemi barazim, kur unë fitova tri lojë dhe ti

vetëm një. Dhe ai- epo prandaj nuk kam se si e harroj, më thotë: -Ti fitove vërtet. Dhe ke marrë një fitore të madhe. Unë a nuk fitova njëherë? Pra, dhe unë kam marrë një fitore të vogël. Pra, jemi barazim, mik vëllai. Kupton apo jo? Dhe më përqafoi duke më falur shumë miqësi.

Më vonë, ne ndesheshim shpesh herë me të. Dhe ndaheshim po “barazim”: se paska dhe fitore të mëdha dhe fitore të vogla. Një shkallë”barazimi” që kish shpikur ai burrë i zgjuar dhe i mirë.

* * *

**Epilog**:

Marrja para kohe për në Shëngjin, nuk kish ndodhur kot. Njeriu që merrej me rekrutimet në Fier kish ngrënë “ryshfet” dhe kish hequr dikë nga lista dhe shpejt e shpejt me laps kish shkruar emrin tim. Pra, ika "bedel" për dikë tjetër. Por jo çdo e kqe, thotë populli, sjell veç keq. Rysheftçiu nuk kishh ku gjente, shpejt e shpejt të dhënat për mua, dhe tek kartoni kish shkruar me laps se unë isha nipi i gjeneral. . . . Hysit. Kaq dhe a kshte "karatbjankë" më të fortë se kaq, për t’më përciell "kollotumba" për në Shëngjin. Kjo "karatabjankë" qe si garanci e fortë, që uë u futa në zyrë sekrete. GJeneralin unë nuk e kisha xhaxha, por kushëri paksa të largët. Xhaxhanë tim e kish pushkatuar Enveri. Po kur u bë dhe fakti i kryer, se ky "xhaxhai" gjeneral erdhi një ditë dhe me takoi atje tek garnizoni. Tani nuk kishe si e vije anës asaj pune. Drejt e tek zyra sekrete dhe u bëra u priviligjeuar. Me maajorin, mik vëllai, u bëmë shumë miq, se loznim shah ku unë merrja një të madhe dhe ai një të vogël, dhe dilnim”barazim”, por nëse e kujtoj atë, është fakti se, sado që qe për faqësuesi i pratisë në repart, kurrë nuk dënoi ndonjë ushtar dhe qe, gjithmonë, afër halleve të tyre. Në "gjyqet" e vogla ushatr-

oficer, major Zeqir Bahiti mbante anën e ushtarëve. Veç shahut, kishet pasion peshkimin dhe zyrën e "komisarti" e kish kthyer në "makazinë të mjeteve të peshkimit". Kushdo që vinte për ta insepktuar nga lart, pritej tek zyra e komandantit se e tija" ekish pësuar nga lagështira". Kam shumë kujtime për Zeqir Bahititn, por, ndosha, vazhdoj një herë tjetër.

*18 maj 2011*

## MIKU I BABAIT

Im atë ka punuar rrobaqepës. Terzi i thoshin mahere. Terzi. Epo nuk ishte i vetmi dhe bjer e vdis. Po dhe terzinjtë, or tunjatjeta, vërtet që rronin me djersën e ballit, por nuk i hynin në hak, tjatrit: domethënë atij terziut tjatër. Dyqanet qenë sërë, papo zgjidh e merr: ndo tek unë (domethënë tek im atë-ndjesë pastë!), ndo shko gjetkë. Ku të të pëlqejë. Se qo dynja është teste-teste. Ky që më flet, është i biri. E ka marrë zanatin nga i ati dhe kështu brez pas brezi. Puna e "terziut" është si një fshat që duket. I preve rrobat mirë, ke dhe myshteri. Jo po e bëre një sup më lart a një më poshtë, mahere "mbetshë shëndoshë" se ia mbaj nga qisha tjetër për t'u falur. Tek të flet, herë-herë i bie muhabetit anës e pas anës; sikur i bie pragut të dëgjojë dera. E fillon muhabetin dhe aty ku gjërat duhet t'i thotë hapur, tak dhe fut ndonjë paranom duke të ftuar që çelësin e deshifrimit ta gjesh vet. Në mos je i zoti për ta gjetur këtë "lloj çelësi", atëherë (miku im thotë mahere dhe unë shpesh kam ruajtur të folurën e tij që është jashtë normës letrare), po nuk ta kam fajin: kaq di dhe kaq kupton.

* * *

Dyqani i timeti nuk qe se dallonte nga dyqanet e terzinjve të tjerë, por . . . eh, sa ka zanati! Kur tha kështu, ia dha një të

qeshuri. Dhe për t'më zhdukur çdo lloj dyshimi se të qeshurit nuk kishte të bënte me mua, por me atë, më tha:

- E di pse po qesh? Tek më pa që ngrita supet, vazhdoi. Im atë që ndjesë të ketë (u ngrit pak nga karrikja dhe bëri kryqin), qe pak shakaxhi nga natyra. Nuk është se shquhej apo dallohej nga të tjerët, por kish respekt për myshterinnjtë. Aty, në dyqanin e tij, vinin fshatarë nga ana e anës, por im atë jo vetëm i priste me duar në qafë, po u drejtohej me mirësjellje: qe kush qe, por zotrote si je? Mirëse ke ardhur dhe qy dyqan është dhe yti. Epo fjala është kaluar ilaçit. Dhe myshteria rritej. - Atje, tek Gori, - thoshin, - se të pret krahapur. Më tej, më tej shpiku dhe një marifet tjetër. Epo nami apo syri. Vinte myshteriu dhe, sa ia shihte syri timeti, dilte nga dyqani dhe e ftonte: -Urdhëro! Mos zbrit zotrote nga gomari se që aty ta marrë masën. Myshteriu po bëhej me krahë. Papa sa burrë i zoti! -Pa zbritur nga gomari, për këtë trokë dheu që jo vetëm më ka rënë koka, po dhe do më mbulojë. Dhe nami është si puna e kungullit: merr gardhin! Keq me fjalën. E nxore nga goja, vuri krahë e fluturoi si zog. Thoshte im atë, - ndjesë pastë, - doli fjala nga dhëmballa, brodhi në 27 mëhalla. Kështu, or burazer, qy që "nuk zbriti nga gomari sonte" i tha tij tjatrit dhe kështu vendosnin: tek usta Gori, se ai ta merr masën pa zbritur nga gomari. Fliste dhe prapë qeshi. Këtë radhë nuk ma bëri atë pyetjen: a e di pse qesh? Duket nuk e ndjeu të nevojshme që të fliste me "kod", ndaj më tha: - E di ku qëndronte bukuria e "moszbrtijes nga gomari", se masa (të gjatë a të shkurter qe një kallëp), por nami kish marrë dhenë. Nami, i mirë a i keq, të zë sytë.

Do të thuash, po a ishte e ndershme? Shiko, nuk ka zanatçi që nuk e fut sadopak shpyrtin në gjynah. Kështu dhe im atë. Po për mikun bëhej copë. Myshterinjtë e donin dhe, ka prej tyre që dhe tani vinë e qepin tek unë. Shumë prej tyre mbetën miq me timatë

dhe kjo miqësi vazhdon dhe tani. Epo gjithë miqtë e timeti unë nuk i mbaja dot. Po kur vdiq im atë ma kish lënë me gojë që Lonin nga Sh. . . ta veçoja nga të tjerët.

Se qy, Loni, jo vetëm qepte në dyqanin tonë, po nuk na qe ndarë në gjithë festat familjare që kishim. Po dhe imatë, nuk e kish ngrënë thatë: kur nisej për në Sh... kurrë nuk shkonte duarthatë. Pra, qe një miqësi reciproke.

* * *

Unë isha djalë i vetëm dhe mora zanatin e babait. Rronim mirë, por ja që një ditë prej ditësh na e hoqën të drejtën privatllëkut dhe na futën në komprativën e artizanatit. Aha, imëni (tani) nuk kish më "mos zbrit zotrote nga gomari se ta kam marrë masën", por puno dërrçe për tetë orë të mira dhe merrje as gjysmën e privatllëkut. Pra, do hidhje vallen sipas daulles së shtetit. Kësaj i thonë: kërcen prifti nga belaja. Për myshteri as që flitej se o të thërriste pushteti, o ta bënin hundën dypashë e ta zografisnin mu në mes të pazarit skur kishe bërë turp. Fletërrufetë zinin një faqe muri. Në kishe fytyrë, duhet ta ruaje. Jo, në kishe surrat si Kic Shtëmbaxhiu, e haje turpin me bukë dhe qepje ashtu mshehurazi. As imatë dhe as unë s'e hanim dot atë koqe ulliri. Hë, se ku dua të dalë: nuk e di (falmë, o Zot, në po mëkatoj?!), por sikur ta kishim prapë atë dyqanin e parë, imatë (ka nja 5-vjet që ka vdekur) që ndjesë të ketë, do kish rrojtur dhe ca vjet të tjerë. E mbyllën dyqanin, sikur i mbyllën "valvolën" e ajrit. Erdhi e u fut si doku në ujë dhe i preu dhe llafet, por dhe shakatë. Nuk njaci (zgjati) shumë dhe vdiq.

* * *

Babai vdiq, por unë qeshë gjallë. Keq se keq, po seç bëra një peshqesh të vogël dhe biçikletës e drejt për në Sh. . . tek Loni, miku i timeti. Mbrrita para shtëpisë dhe thirra:

- O Loni! O Loni! Jam Miçua, djali i Gor "Terziut". . . Aha, ngjirru kot më së koti. As Lon as pipëtinte njeri i gjallë. Të gjithë në punë, or tunjatjeta. Epo s'është, nuk është. Biçikletës dhe kthehem nga erdha. Vdiq babai. Vdiq dhe miku! Mbyllur portat!

E shkuan dhe mos-mos nja dy vjet nga qo rruga ime për tek miku i babait. Kohë kishte miku pa ardhur. Epo zëre se nuk njiheshim dhe aq. Kur një ditë dëgjoj në radio: fshatarëve do t'u lejohej lopa! Po ku ka sebep më të madh se qy? I them sime shoqeje: - Dëgjo, do bësh një ëmbëlsirë po do ma tretësh siç di vet, se do vete të uroj mikun, Lonin nga Sh. . .

- Po ti qe dhe miku nuk u bë i gjallë. Opo kështu bëj ti, se do vete për urim una.

E bëri qo, imja, ma fshtolli në një boçe që thuaj ti, dhe një ta vënë në portpagalen e biçikletës e drejt e tek miku. - O Loni, - thirra. - Urdhëro, - brriti e zonja e shtëpisë.

Urdhëro, - përsëriti, - këtu isha dhe mahere kur erdhe, po nuk bëra zë se nuk kisha ça të nxirrja përpara. Urdhëro. . . dhe më hodhi duarët në qafë. Ja, kështu, ta paçë llafin una, të tjerat "tirri" vet ti se je me shkollë. Nuk na hoqën vetëm zanatin, po na morën pronën dhe qemë të"vdekur" që rronim gjallë. Se i vdekur i gjallë je kur nuk pret dot një mik. More vesh? !!!

*Fier 1990*

# KUJTIMIT TË ISMET KORITËS

*Rrëfime të një njeriu të mirë*

Ismet Korita ka qenë një burrë i urtë që i kishte lezet fjala. Dikur, në kohën e mbretit, kish shërbyer xhandar në zonën e Elbasanit dhe, tek tregonte, kishe qejf ta dëgjoje. Tregimet e tij qenë përjetime dhe të mbushnin me emocione. Natyrisht, jo të gjitha ç' rrëfente, i ndjeri (ka vdekur mes viteve '70- të), i mbaj mend, por, siodoqftë, disa syresh unë do t'i sjellë për lexuesit se janë me të vërtet sa informuese, por aq dhe formuese. Ndonjëherë, në këto rrëfime e përjetime ka të tilla që ta çojnë buzën vesh më vesh, por dhe sjellin mesazhe.

*       *       *

Shërbente në Elbasan dhe paska ndodhur që Beut të madh elbasanas, Vërlacit, t'i bjerë zjarri. U dogj një pjesë e shtëpisë. Njerëzit vijnë për ta ngushëlluar (natyrisht, një traditë e kahershme dhe e mirë e popullit tonë) dhe beu, tek pret ngushëlimet, thotë:

- Pjesën që u dogj e bëj prapë, por po ligështohem vetëm për bibliotekën. Ku do gjej përsëri atë bibliotekë? ! Deri këtu nuk është se ka ndonjë risi, por bukuria qëndron më tej, që, si të

thuash, është thela përmbi bisht i rrëfenjës. Dhe ja se si vazhdon. Ndodh që dhe një xhandari (ishte nga një fshat në zonën e Shpatit) t'i digjej shtëpia. Kolegët po i thoshin fjalë ngushëllimi për fatkeqësinë që i ndodhi... dhe ai (epo mos thuaj që nuk kemi ardhur nga majmuni? !): - Shtëpinë e bëj prapë, po ku do gjej si ajo bibliotekë!!! Paradoksi se xhandari qe aq i "shkolluar", sa e merrni vet me mend: gjysëm analfabet!!!!

* * *

Në Elbasan, i ndjeri Ismet Korita kishte patur njohje dhe me Profesorin e nderuar, Aleksandër Xhuvani dhe për të tregonte. Kishte shkuar në zonën e Shpatit që të mblidhte fjalë të rralla. Interesohej për ritet e urimit dhe të mallkimit. Frymën e kishte mbjajtur tek kroi i një fshati. Atje kish gjetur një grua që po mbushte shtambat. I foli, por shpatarakja, nuk e kish me nom t'i fliste një burri të huaj dhe aq më tepër një qytetsi siç qe profesori. Fol profesori, po fol o gur, fol o mur! Pikërisht, pas kësaj orvajtjeje, profesori ia rrëmben një shtambë dhe ia thyen. Gruaja shpërtheu në mallkime. Profesori, pa e prishur terezinë, mbushte fletoren. Mandej, nxori kuletën dhe e pagoi sa për 4 shtamba. Tani gjuha e shpatarakes u zbraz me urata. Fletorja u mbush dhe në faqen tjetër.

* * *

Ismet Korita kishte dalë në pension. NJë mëngjes, tek u takua me një moshatarin e vet, dëgjoi nga goja e tij t'i thotë: - Ismet! Mbrëmë të kam parë në ëndërr.

- Po si më pe? - pyeti Ismeti.

- Sikur të kisha mbërthyer dhe po të rrihja mirë e mirë, sa të bëra shirk!!!

- Po unë a të ktheva dorë?
- Jo. Jo. Hiç!
- Po pse nuk më vrave fare, po më le të gjallë? !!!

* * *

Sado në fshat, rronte në një pallat të fermës. Kishte dhe lopë dhe donte që të vinte një mullar për dimër. I thotë një bashkëmoshatarit të tij që kishte shtëpinë e vet:

- A ta vë pak mullarin tek baçja jote (një gardh i ndante nga pallati).
- Po llaf është ai? Ta vësh që çke me të? - i tha gjitoni.

Të nesërmen, Ismet Korita, hodhi strumbullarin në krah dhe po grahte nga komshia. Ai e pa dhe i foli që nga dritarja:

- Ku vete me atë strumbullar?
- Po aty, ngjitur me mullarin tënd, që të vë mullarin sipas fjalës.
-Jo. Jo, - kundërshtoi gjitoni.
- Aha, - foli shpotitës Ismeti, - të paska vrarë lopa!!!
- Më vrau sa m'i bëri brirët copa, - pranoi komshiu. E merrni me mend, se prapa "lopa", aludohej për gruan e komshisë.

* * *

Tek Ismet Korita kishte ardhur për vizitë xha Osmani. Burrë i mirë dhe shumë i gjendur. Qe gati tek tetëdhjetat në këtë kohë dhe i kish ndodhur një fatkeqësi. I kish vdekur gruaja dhe, tek gjerbte kafenë, i thotë Ismetit:

- Ti e di se si e kam hallin. Mbase më gjen ndonjë grua për të shtyrë ditët e pleqërisë (unë këtë rrëfenjë e kam përjetuar, se qeshë prezent). Tek dëgjova kërkesën pak të përpjetë të hallexhiut Osman, prisja përgjigjen e të urtit Ismet Korita. Dhe

ja se si iu përgjigj:

- Osman, të kam mik dhe ta di hallin. Sikur të kisha dy gra, njërën do ta jepja që sot që ta merrje me vete, por Barien (kështu është quajtur, e ndjera grua e Ismet Koritës) kam dhe kjo më lipset për vete!!!

Hallexhiu babaxhan, xha Osmani, aq i mirë bubulloi nga të qeshurit veç nga kjo përgjigje aq fine e burrit të urtë Ismet Korita.

*Tiranë, 1 maj 2014*

## NJË PAMPOR DO VIJË NGA DETI...

### Dy rrëfenja në një

Këto dy rrëfenja që po sjell për lexuesit m'i ka treguar, ndjesë pastë, babai im. Të dyja janë pakëz të vjetra si histori, por në gjykimin tim, ende nuk e kanë humbur aktualitetin. Përkundrazi. Kjo, e dyta, sikur e ka domethënien me vlerë. Me këtë sy i shoh unë, por lexuesi ka kutin e vet dhe është si një aksiomë: nuk e vlerëson lexuesi, e ke marrë notën. Si një fshat që duket dhe nuk do kallauz.

* * *

Imatë, ndjesë pastë, rrëfente bukur dhe unë nuk ia fal vetes që shumë nga rrëfimet e tij nuk i mbaj mend. Por gjithmonë vras mëndjen për këtë me "pamporr". Unë e shkruaj e zezë mbi të bardhë "papmporr", jo se imatë nuk thoshte dot vapor, por ai për të ruajtur origjinalitetin tregonte në ligjëratë të drejtë, ashtu siç e kish dëgjuar nga gjyshi i tij, Turhani, dhe, ca më vonë, nga babai i tij, Qazimi. Historia me "pamporr" kushedi kur vendoset në kohë, por, në filloj që nga gjyshi i babait tim, se që këtu e fillonte dhe imatë.

Ja dhe historia që përsëritej nga njëri brez tek tjetri. Gjyshi i babait tim, Turhani, i thoshte të birit: - Pritet të vijë një pamporr

me sheqerka të kuqe dhe ke për t'u kënaqur. Turhani vdiq. I biri, Qazimi, u rrit dhe, kur u bë me fëmijë (një prej tyre qe imatë), u thoshte: - Pritet të vijë një pamporr nga deti dhe do sjellë sheqerka të kuqe dhe kini për t'i ngrënë ju. Edhe Qazimi vdiq, pa e parë atë" pamporrin" që do sillte sheqerka të kuqe dhe "stafetën" për të dalë e për ta pritur "pamporrin" ua la fëmijëve të tij. Kështu dhe imatë na thoshte ne, fëmijëve (qemë shtatë) që do vijë një pamporr nga deti e do sjellë sheqerka të kuqe. Unë nuk e di në ka shpresuar vërtet në këtë legjendë imatë, por kam të drejtën të besoj nisur nga një fakt. Ne u shpërngulëm nga Skrapari në vitin 1941 dhe, imatë, ndryshe nga vëndasit që gjeti në Myzeqe, vajti e ngriti shtëpinë larg e larg nga fshati në një kodër aq të lartë, sa ç'është ajo kodra ku është ngritur Manastiri i Ardenicës mbi fshatin Kolonjë të Lushnjes. Që këtu, - tregonte imatë, - shohim si në pëllëmbë të dorës "pamporrët" që shkojnë e vijnë deteve. Dhe vërtet ne i shihnim që aty "pamporrët", por kurrë nuk ndodhi që të hanim "sheqerka të kuqe". Sado që pritëm gjatë. Ndodhi si të prisnim "Godon". E në Samuel Beketi e ngriti në apogje "Duke pritur Godon", unë vetëm solla një rrëfim që kaloi gojë më gojë nga brezi në brez. Por, tek e mbyll këtë rrëfenjë, gjithmonë më mundon pyetja që nuk i jap dot përgjigje: - Mos vallë, ende, presim atë "pamporrin që do sjellë sheqerka të kuqe?!!!"

* * *

Komiti Hysen qe miku i familjes sonë atje, në Vërzhezhë të Skraparit. Kish dalë komit fillimisht se kish marrë hakën e babait të vet. Ia kishin vrarë dhe ky qysh 15-vjeç mori hakën . Mandej rronte më shumë në mal si komit se sa në shtëpi të vetë që e kishte orë të tëra larg nga Vërzhezha. Duke qenë komit, e kish marrë rriskun mbi vete dhe e ktheu këtë punën e "vrasjeve" si profesion. Unë nuk e kam njohur, por historinë po e sjell jo pa

arsye.

Paska ardhur mik, ky, Hyseni, një natë tek imgjysh. E pritën me të gjitha tertipet dhe, kur po i jepnin fund darkës (gati qe mezi i natës), miku, pasi paska ngrënë shpatullën e qëngjit, e paska marrë në dorë dhe nën dritën e llambës, paska "lexuar" në të. - Ou, - kish bërë miku pas "leximit", - më sillni mushkën se më ka ndodhur diçka e keqe në shtëpi. Gjyshi që ia njihte "huqet" dhe e dinte mirë që komit Hyseni dinte të "lexonte" në shaptulla apo në kofsha pule, ia priti: - Jo. Jo. Nuk të lë unë që të ikësh tani, në mes të natës, se ti je me hasëm dhe ma lë mua turpin në derë, pastaj. Komiti Hysen paska qeshur me shqetësimin e gjyshit dhe i paska thënë: - Qazim! Ika unë se e "pashë" mirë teskerenë dhe sa për hasmin, nuk më vret njeri mua, se unë kam shumë hasëm. Ata shpresojnë tek njëri-tjetri. Dhe kish ikur në mes të natës komiti Hysen. Bukuria qëndron në faktin tjetër: vërtet që askush nuk e vrau komitin Hysen. Hasmët shpresonin tek njëri-tjetri dhe komiti Hysen vdiq prej natyre. Tani unë i solla dhe moralin e tyre nxirreni vet.

*Tiranë, 23 prill 2014*

## "FAJI" I ISAKOVSKIT *

Savën e njoha fare rastësisht. E njoha në një mbrëmje dëfrimi. Unë vërtet qeshë emëruar larg e larg nga shtëpia, por është për të çuditur, që dhe këtu "në fund të botës" (kështu e konsideroja emrimin tim kaq larg në vitin 1959) jeta vlonte dhe, ku e ku, krahasuar me atë fshatin tim që qe afër qytetit, aq, sa po të zgjatje krahun mund të kapje dikë prej veshi, jo vetëm vlonte, por gjallëronte. Sa për largësinë, kisha të drejtë: më tej nuk kishte asnjë fshat tjetër. Veç detit që nuk qe larg dhe një kënete të madhe që qe bri detit dhe mu buzë fshatit, më tej s'kishe nga shkoje. As që më shkonte mëndja se, pikërisht, në këtë fshat të largët kish një ngjallëri dhe atmosferë pune për ta patur zili. Qenë bashkuar nja 5-6 fshatra në një kooperativë dhe qendra qe ngjitur me shkollën tonë. Çdo të shtunë në mbrëmje rinia mblidhej dhe organizonte mbrëmje dëfrimi. Orkestra përbëhej nga një violinë që i binte Zariku, një ish mësues, dhe, veç violinës, dhe një def. Vërtet nuk ishte kushedi ç'orkestër, por rinia dëftrente dhe ç'të dëfryer. Dimrit bëheshin në sallën e mbyllur (në një hangar që përdorej për drithrat apo pambukun) dhe, pranverës dhe verës tek lëmi. Drita elektrike ende nuk kish ardhur, por ndriçimi qe zgjidhur o me fenerë (i binin të rinjtë nga shtëpia) o me ato llambat me gaz që përdornin gjuetarët netëve. Mbrëmjet qenë me program dhe, veç vallëzimeve (për këtë u digjeshin bajgat të gjithë të rinjëve), kish këngë, recitime

dhe ndonjë referencë për ndonjë libër të ri. Unë po jambanxhi hesapi nuk lija rast pa marrë pjesë. Natyrisht, edhe referoja për ndonjë libër, po një rrugë e dy punë: edhe dëfreja. Qejfi apo lezeti qe se në këto mbrëmje, sidomos netëve të verës, merrnin pjesë gra e burra të moshave të ndryshëm: sikur të qe dasëm! Shpesh, kryetari i kooperativës vinte dhe, tek ngrihesh për të kërcyer, pyeste Zarikun (atë violinistin): - Ça quhet qo, Zarik? - Tango, tango, - sqaronte Zariku. Tango... dy hapa para, një pas! - Oho, - shpotiste kryetari, - qo qenka si ajo vepra e Leninit: Dy çapa para, një pas. Thoshte kështu dhe tutje. Vërtet që "tango" më të deformuar se kjo nuk mund të ndjeje kund, por ndodhte si me atë thënien, që, kur nuk ke pulën, ha sorrën. Mbrëmjet zgjasnin goxha dhe kryetari i kooperativës, aty nga mbarimi i mbrëmjes, merrte fjalën (qe kënaqur me atë vallëzimin made in Lenin) dhe thoshte: - Epo u kënaqëm. Tani kjo vesa që ka rënë është për të thyer kapulet me misër. Si thoni, t'ia mbajmë andej nga blloku x...? Thoshte kryetari dhe të rinjtë frymën tek bloku x... Mëngjesi e gjente të gjithë blokun të mbaruar. Ndaj them: punohej dhe dëfrehej. Dhe ku? Në fund të "botës". Kot nuk thonë: ferra e vogël, fsheh lepur të madh.

* * *

U zgjata paksa. U zgjata se dua të jem i sakt për atë ç'shkruaj. Fjalën e kam për Savën. Për Savën që e njoha në një nga këto mbrëmje. E njoha dhe rashë në dashuri me të. Rashë dhe, sa e bëra për vete, unë e di seç kam hequr. Së pari, qeshë riosh dhe e mora përpjekur. Epo në nxiton dhe rrëzohesh. Kështu ndodhi dhe me mua. Sava në një nga këto mbrëmje këndoi. Kish një zë aq melodioz sa të ngrinte avadan. E dëgjova dhe më shkuan morrnica. Si tani më vijnë në vesh fjalët e asaj kënge: "Unë të porosita/ pse s'më erdhe mbrëmë/ more syri laramën... Unë nuk

e di se si vazhdonte kënga më tej, por aq e humba pas zërit të saj, sa më dukej sikur ajo e këndoi atë këngë për mua. Se sipas letërnjoftimit të parë timit, unë i kisha sytë e shkruar dhe, për mua, këndonte pa një pa dy. Aq më tepër i bëja qejfin vetes, se, veç zërit, Sava llamburiste si dritë. Me që llamburiste si dritë (unë ia kisha ngulur sytë dhe nuk ia shqisja), nuk kish tjetër si unë sytë e shkruar. Sava këndoi dhe unë mezi prita që ta ftoja në "tangon e Zarikut". Të kërceja me Savën dhe aty t'i thosha që i kisha sytë e shkruar. Sa u bëra gati ta ftoja këtë, Savën, brromp ia bëri një i ri, vërsnik apo shok i brigadës me të cilën punonte ajo. Mbeta thatë? Jo. Kërceva me një tjetër, por sytë nga Sava. Këtë tjetrën as që e pyeta se si quhej dhe aq e kisha humbur për andej, nga Sava, sa duket i shkela këmbën kësaj partneres. -Më shkele, - tha tjetra, dhe, tek i kërkova falje, sytë po andej. Epo të merr mëndjen njëherë e, pastaj, ymrin.

Në kërcimin tjetër ia arrita qëllimit. Kërceja po gjetkë e kisha hallin. Tani "syri laramën" kish ardhur dhe nuk po e linte të priste. Kështu i prisja unë drutë, po tjetër naxhake kish në dorë Sava. Kam qenë gjithmonë i gojës dhe, tek kërceja, e pyeta se sa shkollë kishte dhe në cilin nga fshatrat e kooperativës banonte. Më tregoi që jo vetëm banonte në fshatin tjetër (paksa larg shkollës), por na kish mbaruar një shkollë kulture trivjeçare dhe qe si masovike në fshat. Tani po (i bëra qejfin vetes), kjo Sava që këndoka kaq bukur, qenka ajo që dua unë. Nuk ka se nga mban? E falnderova për kërcimin dhe, kur më tha se qe e kulturës dhe kishte dhe bibliotekën e fshatit, tani edhe ca më shumë i jepja të drejtë vetes. Do shkoj një ditë për ndonjë libër dhe atje do t'i hap kartrat.

* * *

Nga shkolla, fshati i Savës nuk qe as gjysëm ore larg. Shkova

dhe e gjeta atje. Tani më dukej edhe më e bukur. U takuam dhe më shumë për të jusitfikuar këtë vizitë kaq të papritur, i them: - Kam ardhur për një libër. Ma merr mëndja që duhet ta kesh. Është fjala për një autor sovjetik që e dua shumë. E kam në bibliotekën time, por në shtëpi, pothuaj njëherë në javë shkoj. Për kë autor bëhet fjala? - më pyeti. - Mihail Isakovski, - thashë. Sa i përmënda Isakovskin, Sava (epo unë mbi atë i kisha sytë) fillimisht u skuq paksa dhe, pastaj, si të çlirohej nga një gërç, më tha: - As që bëhet fjalë për Isakovskin këtu. Po e di sekush është. Unë, për t'i dhënë kapital vetes, fillova të këndoja"... dhe kush mund ta dijë/ pse lot syri i tij/... Unë shqip, kurse Sava (hajde baba të të tregojë arat) rusisht. Kur ia tha rusisht, atëherë desh bërtita: - Po për ty, moj Sava, lot syri im. Tani po: ia vlente barra qeranë. Unë Isakovskin e dija përmëndësh, se këndonim si në kor mbrëmjeve në shkollë. Dhe zura të "shkëmbeja tepsitë" me Savën. Gjasme libra, por "syrin laramën" vetëm unë e kisha. Ia thashë këtë një ditë dhe, tek më dëgjoi, sikur qeshi. Qeshi apo më përqeshi? I them një ditë:

- Sava, do e këndosh atë "Katjushën? " se dhe atë, Isakovski, e ka shkruar. Po ç'e kish "Katjushën" Sava? Po unë. . . aha, trapisja larg. E mbaja një fishek rezervë. Se jo gjithçka që kish shkruar Isakovski dinte Sava. Sa të vija në shtëpi, do t'i gjeja "Lirikat" e Isakovskit dhe, pa i thënë të dua, do t'ia zija kokën me derë përmjet vargjeve të Isakovskit.

* * *

Kjo ndodhi një ditë marsi. Këtu e gjysëm shekulli e ca. Me Savën çanim përmjet një korijeze. Ecnim ngadalë (sikur të gjitha punët t'i kishim në terezi) dhe, kur një tufë zogjësh, fluturuan mbi kokat tona, unë e ngrita "grackën". Sot, - i thashë, - nga

Isakovski do të lexoj një poezi të veçantë. Do të lexoj, po unë e dija përmëndësh (për çudi, ende, e mbaj mend. Dhe fillova: "Ndër lëndinat plot me vesë/ nëpër shtigjet e dredhuar, kur Sava (epo vetëm këtë nuk mund ta merrja me mënd) sikur të më mbante "iso" "më pëcolli një djalosh/ që në mbrëmje paçë takuar/. Aha, tani nuk mbante më ujë pilafi. Çdo gjë bënte mu! A nuk e pata takuar Savën në mbrëmje? A nuk po e përcillja sot? (Në fakt, qe kjo që po më përcillte, po njësoj qe, de!!!). Domethënë, Sava e dinte dhe këtë. Bukuria është se si vazhdon më prapa. Unë, sikur nuk kisha aspak ndonjë qëllim, por ja thosha ç'këndonte Isakovski, vazhdova: "... kur erdhëm afër shtëpisë/ më vështroi dhe tha ai: - Unë do t'ju kisha puthur/ në se do kisha mundësi... Vargje të bukura, domosdo, por ajo që i zbukuroi më shumë qe fakti se këto dy vargjet e fundit, m'i rrëmbeu nga goja Sava. Epo aq humbameno nuk qeshë unë. Sos se do prisja që të më hidhej në kokë. Atje nën korijezen me plepa, një ditë marsi të vitit 1959 e putha Savën. Sa më shijoi ajo puthje! Dhe nuk qe e vetme. Lezeti qe se duke u puthur, pothuaj, e sosëm atë këngën e Isakovski... që vazhdonte "unë atij iu përgjigja/ natyrisht që s'e pranoj/ që unë kurrë një gjë të tillë/askurkujt nuk ia lejoi/. Këto i recitonte Sava dhe unë, si për ta bërë ca më ikadeshente atmosferën (tani vërtet punët i kishim në terezi), i them: - Sava, e di si na gjeti? Bëri një oshmer një nikoqire andej nga anët tona dhe ia dha një arixheshke që kish ardhur për të lypur. E mori arixheshka (sikur nuk e pëlqeu aq) dhe tha: - Vet e bëre, moj hanko, vet edhe haje! Haje, hanko, haje! Dhe, ndërsa thoshte kështu, mbushte lugën plot dhe e fuste në gojën e saj. Kështu dhe e mbaroi oshmerin. Oshmerin ajo, kurse unë me Savën vazhduam e vazhduam. Po "fajin" ama e kishte Isakovski...

**Mihail Isakovski- poet lirik rus*

*Tiranë, 14 mars 2014*

# MIKU

Dimrit në fshat, në mos kishim miq, zakonisht flinim me pulat. Dimri, përgjithësisht, në fshat qe si angari. Pak ose aspak bëhej punë. Flas angari sa nuk kish rënë "kolera", se kolerë quhej gojë për gojë e nën zë kooperativa. Kooperativës i thoshin shkurt: komprativë. E, për ç' do t'ju tregoj, ndodh si me epokën historike që llogaritet para lindjes së Krishtit dhe pas lindjes së Krishtit. Në bëj pak analogji disi vulgare, mos kujtoni se bëj ndonjë "kcim Pindarik"? Jo. Përkundrazi. Jam racional për ato që shkruaj.

E kam jetuar edhe kohën para "kolerës", po edhe atë pas saj. Jo i kam jetuar, por i kam përjetuar. Ndryshimi është tejet cilësor. Sa, pa rënë "kolera", qejf o qerrata! Secili nga fshatarët kishte tokën e tij, bagëtitë e tij dhe i kollondriste si t'ia kish qejfi apo si t'i dilte llogaria. Mos kujtoni se po hanim me lugë floriri, por askujt në fshat nuk i mungonte buka dhe, veç bukës, edhe gjella. Një fukara që kishim në fshat, nuk e linim të vuante: në kohën që shihej gruri në lëmë, secili, sipas mundësisë ia mbushte karroqet plot dhe, kështu, dhe ai dilte nga rreziku. Kështu qe deri në krijimin e kooperativës, por kjo "kolerë" ra dhe në fshatin tonë, atëherë e mori ferra uratën. Pothuaj, të gjithë katandisëm si ai fukarai i vetëm. Dhe u vumë në ikje: ik, të ikim. Dikush drejtpërdrejt, dikush me krahëmarrje. Por thashë që tregimi im ka dy pamje. Fillimin e ka "para kolerës" dhe mbarmin "pas kolerës".

* * *

Dhjetorit ngryset shpejt. Qemë mbyllur dhe, sado familje e madhe, ulur tek dhoma e zjarrit. Zjarri brumbullite nga drutë e lisit dhe nën dritën e një llambe të madhe që imatë e kish blerë me okazion kur shiteshin pasuritë e beut, englendiseshim me muhabete. Flisnin të mëdhenjtë, kurse ne, të vegjëlit që nuk ishim pak, dëgjonim me veshët pipëz. Zakonisht shtëpia jonë e madhe, rrallë shpëtonte nga ndonjë mik: i largët apo aty për rreth nesh. Kur vinin miq, ne, të vegjëlit, mblidheshim andej nga gratë, se nuk e kishim fituar akoma "statusin" as si "vëzhgues" në dhomën e miqëve. Nuk e di se kush e kish marrë fjalën, por mes asaj mbrëmjeje të egër dhjetori, u dëgjua një thirrje:

- O Shpënd!- thërriste dikush nga rruga kryesore që kalonte mu në fund të baçes sonë. - O Shpënd!- përsëriti zëri që kërkonte ndihmë.

- Pa dale, - foli babai. Dikush po thërret. Dil, - i tha timungji, - se kushedi se si e ka hallin?

-Thërret për Shpëndin, - tha imungj.

-Ore për Shpëndin thërret, po ku ta dijë, i varfëri, se tek Shpëndi në këtë dimër të egër, kur errësira të shpon sytë, ai nuk arrin dot deri nesër në mëngjes. Imungj doli me një fener në dorë dhe iu përgjigj thirrësit: - Bëj në drejtim të dritës! Tjetri kish qenë me qerre dhe bëri në drejtim të dritës. Imunjg i ra para qerres, e futi në oborrin para shtëpisë dhe, ndërsa mikun e futi brënda, zbreu qetë dhe i futi në kasolle. U hodhi qeve për të ngrënë dhe, skaq, u fut në dhomën e miqëve. Ne, të vegjëlit, po dilnim një nga një dhe ndjeva mikun që tha: - Ore, unë kërkoja Shpëndin se atë kam mik, dhe ti po nuk je Shpëndi. Imatë ka qenë pak shpotitës nga natyra dhe, pa i dhënë të kuptoj gjë mikut, i thotë: - Ja, sikur ka ardhur dhe Shpëndi se tek kasollja është. Miku u ul në njërën anë të oxhakut, dhe, në krah tjetër,

im atë. Më tej, xhaxai im dhe, sa për ne (që nuk ishim pak, por 7 fëmijë), u mblodhëm nga kuzhina. Natyrisht, gratë filluan nga gatimet për mikun dhe, siç ndodhte asi kohe tek ne, në fshat, ne, fëmijët, prisnim me sytë kllap, se mund të mbeste ndonjë gjë nga miqtë, që të lëpinim edhe ne ndonjë kockë. Babai dhe xhaxhai treguam më pas, se miku që kërkonte Shpëndin, u çudit me pritjen aq të mirë. Zjarrin në oxhak dhe zjarrin e qashtër të mikpritjes. Nga këtu ku të zuri kjo natë e egër, me qerren të ngarkuar, për tek Shpëndi do të duheshin nja 4 orë të mira, - i tha babai. Terreni i fshatit tonë qe shumë i përthyer dhe, dimrit, qerret as që viheshin në përdorim: balta shkonte deri në gjunjë dhe, po mos e njihje, terrenin, mund të të rrezikohej dhe jeta. Përmbyseshe dhe përfundoje në greminë. Miku u kalmend nga pritja e ngrohtë dhe, pothuaj, e "harroi" Shpëndin. Tani gjeti një mik të ri. Po a nuk thonë që miku në rrezik njihet. Dhe shtojnë:
- Më mirë një mik e sa një çiflig...

* * *

Kur ra "kolera", ne e kishim lënë fshatin. Qemë vendosr në një qendër punëtorësh, ku imatë punonte, sado që qe i moshuar tanimë. Ne, fëmijtë, ende nuk kishim dalë në dritë. Qemë rritur parritur. Qemë të tërë për bukë. E shkreta imeëmë, mezi na kollondriste.

Por, sado të varfër, derën e kishim të hapur për miq. Me ato që kishim, por me buzë të qeshur e me zëmër në dorë. Kur ja një ditë prej ditësh, na erdhi për darkë ky, "miku i Shpëndit" (kështu po e quaj tani). E, sa do shtronte, nëna tavolinën, miku tha: - Për darkë vetëm një pjatë kos dua. Një pjatë kos, por qe njësoj sikur të kërkoje mish në hell, se qumësht vetëm një litër na takonte dhe atë, në qe i zoti që të mbaje radhën.
Turpi për të gjallët, - tha imatë, - po kos nuk kemi. - Nuk kini

kos? ! Po ku nuk ka, nuk merr dhe Perëndia, - tha miku. Dhe miku nuk futi asgjë në gojë. Qe me diabet. Të nesërmen, piu kafenë e mëngjesit, dhe iku.

* * *

Jo më vonë se të nesërmen, aty nga mesdita mbrriti tek ne një djalë reth 10-12 vjeç me një lopë prej dore:

- Më dërgoi babai. Lopa është juaja. Mileni tri herë në ditë, se milet dhe pa viç. Gëzimi ynë qe i madh. Me lopë shkoja unë, se qeshë më i vogli. Tani po, le të vinte" miku i Shpëndit" se vetëm kosi nuk do të na mungojë.

Ja, i tillë, qe ai mik i panjohur që u bë aq i çmuar për ne. E kujtoj gjithmonë me përmallim atë mik që bujti paftuar në atë kohë para "kolerës", që na ndihmoi në "kohën e kolerës" dhe, tek e mbyll këtë tregim, s'kam se si mos meditoj: Vallë, a gjen të tillë miq sot kur njerëzit janë "ftohur" dhe shoqëria është bërë si diçka që duhet ta gjeshë veç në muze?

*Tiranë, 3 mars 2014*

# ME SE RRON NJERIU?!

*Kujtimit të Efendi Yzeir Sallatës nga Marglliçi i Çamërisë*

Efendi Yzeir Sallatën nga Marglliçi i Çamërisë ne e kishim hoxhë dhe veç fshatit tonë, ky klerik mysliman e kryente veprimtarinë fetare dhe në tri fshatra të tjerë. E kisha mik, se me djalin e tij, të madh, Zenelin qemë shokë të gushtë. Unë, pothuajse çdo ditë, nga që kaloja para shtëpisë së tij, e ktheja ndonjë kafe me të. Qe burrë i ditur dhe shumë i zgjuar. Gjithmonë do të jepte ndonjë shëmbull, kur të tregonte diçka që donte të të mbushte mëndjen. Historitë e mia me të janë të shumta. Qe si enciklopedi më vete dhe shumë tolerant në biseda.

Këtë histori që do t'jua sjellë në formë tregimi ma ka treguar në një nga ato “leksionet” e tij diturake. Vtin nuk e mbaj mënd, por ka qenë pikërisht atëherë, kur, Efendiu, qe “ngujuar” brënda në shtëpi se kishte ndodhur ajo “kataklizmoja” mbi fenë dhe objektet e kultit. Më kujtohet fare mirë që Efendiu ua dorëzoi çelësat e xhamisë të rinjëve (nënkupto partisë në fshat) dhe qe i mërzitur sa nuk ka më. Shkoja, tek kthehesha nga shkolla për në shtëpi, dhe e mbaja me gajret. Kuptohet që i mbaja “iso” dufit të tij shpirtëror, jo se unë isha besimtar, por kisha respekt për të. Aq më tepër, se Efendiu ynë nuk pranoi të fliste kundër fesë para të rinjëve. Ua preu shkurt: - Unë vdes me besimin tek Zoti, rinia

le të bëjë ç'i thotë partia. Kaq tha dhe më nuk doli nga shtëpia. Si në ngujim. - Është me rrezik, - pohonte në mirëbesim. Sa mbrrija unë, i bërtiste të shoqes: - Përvëlona nga një kave (atë e-në e theksonte fort) dhe atë timen (fliste për vete: zhqeto!- me zh të fortë sikur do të nxirrte dufin). Kur e pyesja, Efendi, po si e pi kafenë pa sheqer, ma priste:

-Zeheri del me zeher!!! Aludimi qe i largët, por unë e dija se ku rrihnin çekanët e tij. Kur merrte fjalën, të bënte për vete dhe i bëhej qejfi, kur e ndiqje sy e vesh. Unë kështu bëja dhe ja tek po ju sjell një nga ato rrëfenja. Sado në të ka dhe "ndërhyrje" pak larg realitetit, megjithatë ia vlen që ta dëgjosh, se e ruan vlerën dhe për sot.

* * *

Qemal Al Bashar Al Resul Ogllu qe nga një fshat i largët arab. Qe i biri i një felahu me emër në fshat dhe i ati, Al Bashar, si besimtar mysliman i mirë, e dërgoi të birin në një medrese të Kajros. Djali shkëlqeu në mësime dhe qe nga ata që gjithë syretet e K'u ranit t'i thoshte me aq lehtësi, sa ç'thotë një nxënës i mirë një vjershë. Pas medresesë, e dërguan për studime në Akademinë Fetare dhe doli i pari. Koha e studimeve zgjati jo pak, por dhjetë vjet dhe nuk kish gëzim më të madh për Qemalin që do kthehej në fshat si imam dhe do t'u shërbente besimtarëve si një njeri i pajisur me gjithë dijet që ka feja për të cilën qe lauruar. Qe behar kur po kthehej tërë gëzim për në fshatin e tij larg e larg nga Kajroja dhe tek do soste një copë të gjatë rruge në shkretëtirë, befas i zë rrugën shul e shul një gjarpër i madh. Qemali u trëmb paksa, se, sa më i ditur të jesh, aq dhe më shumë frikë ke, por gjarpëri kish fuqi hyjnore dhe fliste si njeri!!!

E pyeti: - Kush je ti dhe nga shkon? Qemali e pati të lehtë të përgjgjej për kaq, por gjarpëri e shtoi "dozën". Me që paske qenë

shkollari më i mirë dhe je nisur për t'u bërë "imam", më thuaj, - tha gjarpëri, - me se rron njeriu? !!! Qemali që kish qenë më i dituri në të gjitha shkollat, pa e vrarë mëndjen fare, - ia priti: - Njeriu rron me dituri!!!

Aha, - gajasi gjarpëri, - asnjë gjë nuk dike, mëkot dashke të bëhesh imam. Djali u mërzit shumë. Si ishte e mundur që këtë student kaq honor ta gozhdonte me shpatulla në mur, një gjarpër? Dhe kë? Atë, Qemal AL Basharin, që dinte gjithçka mbi tokë.

Dëgjo, - i tha gjarpëri, - kthehu prapë në shkollë dhe pyet ndonjë profesor, por mundohu të gjesh atë më plakun. I bërë helm, u kthye prapa. Kur mbrriti tek akademia ku u diplomua shkëlqyeshëm, për fatin e tij, të mirë, ballë për ballë, me profesorin më plak të akademisë. Profesori, sa e pa, shfaqi habinë. - Po ti, -pyeti profesori, - nuk je nisur për tek vëndi yt?

- Profesor, - foli i skuqur djali, - mua më doli një gjarpër dhe më pyeti se me se rron njeriu ?

- Po ti si iu përgjigje?

- Me dituri!

- Jo, o budalla, - tha profesori. NJeriu rron me shpresë.

U kthye djali dhe, sa pa gjarpërin, i tha: - Njeriu rron me shpresë!

Po me shpresë, - tha gjarpëri, - se me shpresë kam dalë unë këtu në shkretëtirë që të gjuaj ndonjë gjë.

Unë u befasova nga tregimi i Efendiut dhe, tek po matesha t'i hidhja duarët në qafë si shënjë falnderimi, ai, i kënaqur që e kisha dëgjuar me vëmëndje, më tha:

- Eni, po tregimi nuk ka sosur. Tani u skuqa unë nga ngutja dhe u ula të dëgjoja se si vazhdonte tregimi.

* * *

Gjarpëri e la Qemalin që të vazhdonte rrugën për në fshat dhe, kur sosi në fshat, qe ditë e xhuma (e premte). Pa njerëzit që shkonin për në xhami dhe për andej u dha këmbëve. Hyri brënda dhe pa që imami i xhamisë as që e njihte K'uranin dhe Qemalit i kërcyen kacabujtë. I veshur siç qe me rrobën e fesë nuk duronte që një i paditur t'i bënte shërbesat ashtu siç ia prite mëndja. E ndërpreu ritin e faljes dhe me zë të lartë iu drejtua "imamit":

- Pse i gënjen njerëzit kështu? A kështu thotë K'u rani? Tjetri, duket i mësuar me këtë zanat prej kohësh, nuk duronte që dikush t'i shkelte mbi mjekërr dhe ia ktheu:

- More kush gënjen ti apo unë? Ti apo unë dhe aq u nxehën gjakrat, sa në xhami, mënd plasi kacafytja. - More ç'je ti që s'dihet nga ke ardhur? -Unë, tha Qemali, jam studenti më i mirë i akademisë së Kajros dhe nuk të lejoj që t'i gënjesh njerëzit. Imami pa shkollë kish zgjuarësi natyrale dhe i thotë: - Qenke me shkollë, me demek. Pa hajde kush e bën më mirë fjalën ka? - Mirë, pranoi i dituri. Dhe ndërsa i dituri e shkroi arabisht fjalën "ka", ky, tjetri, i pashkolli e vizatoi: me brirë e me bisht siç është një ka.

Tani, - tha vëndasi, - hajde t'ua tregojmë këtyre. - Ku e shihni kaun? - pyeti. Të gjithë besimtarët e vunë duarët mbi vizatimin. E ku dinin ata të lexonin? Hë, - tha triumfues vëndasi, - kush është ai që gënjen këtu? Të tërë bën me dorë nga i "dituri". Pa hajdeni t'i japim një dru të mirë që të ikë nga sytë këmbët, dhe e bën të "diturin" për spital.

* * *

Efendiu e drodhi me terezi një cigare dhe unë s'po luaja nga

vëndi. Po qeshte, sikur me këtë të më ndizte kurreshtjen, dhe, si tymosi tërë qejf, vazhdoi : - Qemali u kthye prapë në akademi. Profesori, kur e pa dhe me blana në fytyrë, i thotë: - Po këtë radhë ç'pyetje të bën? Qemali, i mbytur nga turpi, i tregoi seç e kish gjetur në xhami. Aha, - e mori fjalën profesori, - sado që ti je i shkolluar, nuk është lehtë të zësh vëndin e atij gjytyrimit që gjete. Do shkosh prapë atje për ditë të xhuma (të premte) dhe do t'u thuash: - Nuk ka më të mënçëm se imami juaj. Kam ardhur t'i kërkoj të falur. Pasi të bësh këtë, thuaju: - Tani hajde t'i shkulim nga një qime tek mjekrra këtij imamit tuaj që ta kemi si hajmali. Kështu bën. Hidhu përpjetë nga e keqja "imami" dhe shkul njëri e shkul tjetri, u bë qose. Qose, pa mjekërr, s'je më hoxhë dhe i dituri kështu e zuri vëndin. Kaq qe tregimi i Efendiut dhe unë e ndava me ju. Ia vlen apo nuk ia vlen, notën vërjani vet.

*Tiranë, 13 shkurt 2014*

## MIRËMËNGJES, O INTERES!...

Ky tregim zë fill aty, në Bishanak të Fierit, jo tek ai hani mitik i Jakov Xoxës, por bash në fshat që, prej kohësh dhe sot, është si një apendiks për qytetin. Populli nuk e vret lart, por i bie drejtpërdrejtë: bishti i Fierit dhe i thonë Bishanak. Aty jetonte një kolegu ynë, Todi, që na kish ftuar në një nga ditëlindjet e djalit. Ne qemë kolektiv i madh dhe, aso kohe kur klubet ishin me gishta në qytet, nuk kish koleg që mund të na priste të gjithëve. Qemë një përfaqësi, katër meshkuj e dy femra dhe, po të shtosh dhe miqtë familjarë të kolegut, dukej sikur miku nuk bënte gosti, por një dasmë të vërtetë. Po kolegu ynë, Todi, i kish krahët e njomë (kështu thirrren njerëzit punëtorë në Myzeqe) dhe bëri një gosti për t'u mbjatur mënd. Dhoma e madhe qe mbushur plot dhe atmosfera u ndez aq, sa po mos e dije të vërtetën, e merrje për dasëm.

Rakia-raki dhe mezeja përpara dhe, veç këtyre, këngët. Këngë myzeqare ku një ia thotë dhe një ia mban e, të tjerët, në grup kaba. S'kam se si i harroj: qoft atmosferën aq gazmore, por, veçanërisht, ato këngë që ma ngrenë dhe, në këto çaste që po shkruaj, shpirtin avadan. Zërat të kurdisur si me porosi dhe ndjej vetëm keqardhje që mungonte një magnetafon që t'i regjistroje ato zëra, që malaksur nga avuijt e rakisë, sikur kishin marrë atë vlagën aq prekëse të këngëntarëve me famë fierakë me Kiu Poron e Co...

* * *

Gostia-gosti, po dhe rregulli-rregull. Qe një grup mikst dhe, megjithatë, çdo gjë shkoi si sahat. Për të kënduar, u gjet një rit i bukur. Ky rit sikur vaditej e merrte jetë nga rakia. Duke kthyer gotën, (cilido që do thoshte diçka) më shumë duke kënduar se sa duke folur, thoshte:

"Moj raki, moj gani/ vallë nga ke dalë ti?". Në grup, sikur këtë të kishin pritur, njëzëri i bënin jehonë: "... nga llullaja/ nga kazani/ dhe, ky, solisti, në mund ta quajmë kështu, shënonte atë që vinte në shënjë: "nga llullaja/ nga kazani/ pije Kozma Kapedani. Kaq thoshte "solisti", por qe detyrë e pashmangshme që ky, Kapedani, duhet t'ia thoshte këngës. Dhe Kozma Kapetani qe kapedan me halle për këngë. Më kish një zë, si me porosi: bilbil gjyzar. Ia tha: "Ma kishe shtëpinë... po ashtu urtë e butë në fillim dhe, pa bërë shënjë, u dëgjua: " o në pjacë të Fierit...". Ç'këngë e bukur! Ç'bekim zërash! Pa saze, pa dirigjent, por si një stafetë e bukur dhe e paarritshme nga një brez tek tjetri.

Mbaronte kënga dhe kish mbetur tek Kozmaj dollia. Ky po shënonte një tjetër, po me ato fjalë të atij riti të bukur. Qëllimi ish: të gjithë të nderoheshin e të respektoheshin.

Dhe ia thanë me radhë: nga tanët dhe nga miqtë. Po ja tek u bëra dhe unë "kapedan".

Kapedan me zërin prej korbi. Nuk e di se ku kam thënë: unë i dua të gjitha këngët e popullit: nga Veriu, Jugu, Shqipëria e mesme dhe, kur them i dua, për një gjë më vjen inat. Nuk ia them dot këngës. Jetoj atë "dramën" e Tantalit që, zhytur në ujë, nuk pinte dot një pikë. Këndon nuk këndon, thuaja Përparim Kapedani qe buçima. Është si puna e asaj fjalës: jep njëqind e hyr në valle, jep pesëqindë e nuk del dot. Nuk kisha nga mbaja dhe kërkova falje që, në mund ta laja faqen prej kapetani me një ngjarje gazmore. Epo mirë, - tha ai që më vuri "spaletat". Dhe fillova...

* * *

Qe behar. Unë banoj në pallat shtetëror. Dëgjoj që dikush më lunate derën. Që nga brënda, pyes: - Kush po ma luan derën? Përgjigje hiç, por dera ama luante. Atëherë, nga që humba durimin, dal dhe, kur e hap, shikoj bojaxhinë e komunales që kish për detyrë të lyente dyerët nga jashtë. Sa e pashë, thashë: - Oh, usta, ti qenke? ! - Unë.

- Të të sjellë një godë raki?

- Nder për të zotin e shtëpisë.

Ia nxora dhe, megjithëse qe dingas, e rrëkëlleu me një frymë. Unë, pa mbajtur të qeshurit, i them: - Të të sjellë dhe një tjetër? - Kali i mirë ia di shijen tagjisë së zgjedhur. Kur rrëkëlleu dhe të dytën, ashtu "thatë", i them: - Po ulu tek kjo karrikja (qe pas derës në korridor) dhe të nxjerrë dhe pak djathë. Kur u ul dhe pa porcionin e djathit, më thotë: - Aha, tani, kjo derë do lyhet dhe nga brënda! Të gjithë ia dhanë të qeshurit dhe duket se ngjarja nuk m'i hoqi "spaletat" e kapedanit. Kaq qe, sa hapa thesin e kësaj ngjarjeje dhe, kush e kush nga gostiarët, tregonin nga këto ngjarje që ta çoni buzë vesh më vesh. Të gjitha tani nuk më kujtohen, por nja dy nuk i kam harruar.

Bënte dasëm një fshatari ynë, - filloi një nga ata. Epo dasma si dasma. Por ai që bënte dasëm, ndryshe nga ç'është zakon, kish vënë re se si kishin darovitur të ardhurit. Sipas darovisë, edhe pjatat përpara. Ulur atje gju më gju dhe sheh njëri prej dasmorëve: në pjatën e tij një thelë. Tjetri ngjitur me të, dy. Ballas ca më keq: plot tri thela. Epo kjo gjë nuk durohej. Edhe në dasëm me dallime. Dhe i thotë të zotit (e kishte dhe xhaxha): - Pepe, (kështu e thërriste me përkëdheli) po si është kjo punë, xhanëm? Unë një thelë, ky tjetri dy dhe ky, ballë meje, tri. Pepja po më ishte "usta për qoshe", ia pret pa të keq: - Ti, or çun i xhixhait, pesëqindë lekë hodhe, ky tjetri njëmijë dhe ai, ballas,

dymijë. Pse me peseëqindë lekë të hashë dy thela ti? Të vrasin barkun, çun! Të gjithë ia dhamë të qeshurit. Epo bota interes është, - tha dikush nga gostiarët. Hidh e prit me shëmbuj nga më të ndryshëm dhe nuk kish se ku vinte më bukur. Pothuajëse atmosfera gazmore na bëri, si të thuash intimë e të njohur. Në një vështrim të përgjithshëm, pothaujëse, të gjithë o kishim kënduar o do kishim treguar diçka për të qeshur, si "doganë" të atyre spaletave prej kapetani. Vetëm një njeri nuk kish folur. E kisha ballas dhe e kisha vënë re: as këndoi, por as dhe foli ndonjëherë. I shkreti, - mendova, - mund të jetë dhe pa gojë apo dhe i ngadalët nga mëndja, se nuk kishte si të ishte ndryshe që, për orë e orë të tëra: aq gëk dhe as mëk. Apo nuk kishte një kokë të madhe si shpellë dhe një trup të trashë si ata tokmakët që rrahin dheun në argjinatura. Ato ngjarjet për "interes është bota" sikur po i fuste në atë "shpellën e tij dhe, kur nuk e prisja, e zbrazi: - Ça thatë? Ça thatë për interesin? - pyeti dhe po vet vazhdoi:... kur erdhi robi në dynja, seften- seften kur bëri ymër Zoti, pa diçka përpara, ta zëmë një "malukat". E pa, or tunjatjeta, dhe ra në hall: - Ça t'i them? Ça mos i them?

Dha e dha robi i shkretë dhe brriti: - Mirëmëngjes, o interes! E, - vazhdoi ai i "pagojë, de, - interesi ka lindur para robit dhe nuk vdes kurrë. Në gjithë ato gazmore që u treguan, kjo që tha ky "kokëshpella" qenë si qershia mbi tortë. Unë vajta ia putha atë kokë të madhe e me plot mënd. Edhe sot më ndjek ajo porosia e tij: - Nuk vdes interesi, se ka lindur para robit. Ta ketë patur të drejtë ai miku pa fjalë i asaj gostie të bukur? !!!

*Tiranë, 23 janar 2014*

## SELFOJA ME NJË SY

Që kish një sy, dukej që atje tej. Ajo që të bënte përshtypje ishte fakti se atë e gjeje kudo: sidomos në ziafete apo në mbledhje. E pamundur që të mos binte në sy. Një e dy dhe, kur ishte puna për ta ndezur pak atmosferën, brrof ia bënte nga vëndi ku qe ulur dhe mu në mes ziafetit (gostisë, de!), ia thoshte:

. . . Gjon Banushi me një çetë/ sikur zbriti që nga retë/... dhe hajde të mbaronte. Kur soste këtë palorecitim - se të tillë e quante- tak dhe kthehej andej nga kryesorët (zakonisht ndonjë i ardhur nga komiteti i partisë a ekzekutiv dhe, në mungesë të tyre, kryetari i kooperativës a sekretari i byrosë) dhe, pasi priste duartrokitjet si shpërblim për aktin me vlerë (evokonte kohën e luftës kundër nazi-fashistëve, or tunjatjeta, dhe nuk qe pak), ndjehej sikur kish zënë qiellin e shtatë. Që bënte kështu dhe i binte bories me një vrimë përherë, kishte arsye të mëdha. Këto "arsyet" tregoheshin dy llojësh nga ata që e njihnin këtë Selfon me një sy. Ca thoshin se njëri sy ia kishin nxjerë, kur Maloja, një vërsnik i tij ia kishte mbajtur me një dardhë nga ato korrikset se ky ia kishte rrëmbyer me forcë. Të tjerët i bënin "iso" asaj ngjarjes që tregonte Selfoja! Kish qenë si korrier me këtë çetën e këtij Gjon Banushit, të cilit dhe i thurte bejte. Epo Gjon Banushi ato kohë rronte dhe qe oficer madhor në ministrinë e mbrëndshme. Unë e njoha këtë Gjon Banushin si komandant burgu në Tale

të Lezhës, kur qeshë ushtar në Shëngjin. Qeshë emëruar mësues në këtë fshatin e Selfos dhe, tek dëgjova së pari recitimin e tij, tak dhe bëra lidhjen. Gjon Banushi qe kolonel asi kohe dhe të burgosurit e Talës, përgjithësisht, flisnin mirë për të. Duket qe dorë e fortë dhe kish arritur t'u jepte të burgosurve edhe leje për në familje. Po qe si qe kolonel Gjoni, ky fakt nuk kish të bënte me këtë Selfon. Ky qe i një "sëre" tjetër, po t'i besojmë atij Malos që i kish nxjerë synë Selfos në adoleshencë. Se puna e solli që, për djall, unë të njoh dhe Malon.

* * *

"Invalid" ky, Selfoja, i plotësonte kushtet për të qenë komunist. Dhe po si "invalid", në kooperativë trajtohej pak si veçan. Një tip furnitori që kish një "status" pak të zgjedhur.

Prej natyre, të ngjitej si të qe zamkë dhe kish fituar famë vetëm si e si të fuste në lakun që donte. Kryetari ia njihte "huqet" dhe sikur i kish dhënë kartabiankë që, kur kërkonte diçka që i bëhej mirë kooperativës, pa një e pa dy: t'i jepej. Selfoja, e merrte atë "diçkanë" dhe e çonte atje ku duhej. Për ashtu, nuk ia hante qeni shkopin. Dorëzohej gruri dhe ja tek e shihje Selfon mu përpara kabinës së shoferit se qe ngarkuar ai për ta dorëzuar. Shikonte që duheshin edhe ca kuintalë që kooperativa të realizonte planin. Selfoja ia kish marrë dorën. NJë qingj të therur në thes dhe drejt e në shtëpi të drejtorit të grumbullimit. I shkathët nga goja, thoshte: - Ka mbreti bythë , jepi të hajë se do të dhjesi!!! Një qingj në atë kohë, kur Artisti i Madh Skënder Sallaku, e ironizonte me qesh e ngjesh: lexon mish e gjen kasap!, për drejtorin e grumbullimit qe hapur porta e Edenit. Drejtori, mbasi merrte "vergjinë", esëll pa dalë nga shtëpia, vinte drejt tek makazinieri: - Ndoni, "ndihmoje" pak atë Selfon se është miku im! Epo kaq, se Selfoja vërtet që kish një sy, po për këto punë shikonte sa për dy.

Po sikur dhe Ndonin nuk e linte thatë, jo. Po sipas sërës: drejtorit një qingj, Ndonit një bibë. Se do lagur mjekrra që të rruhet, - thoshte. Dhe realizohej plani. Kot ishte ferma. Tek dorëzonte planin, e dinte vet Ndoni si i mbushte defterët. Selfoja po kthehej shend e verë nga pazari. Ku i gjendej shoku Selfos! Tha një ditë kryetari për Selfon (po e tha në mexhlis, ama): - Një sy ka Selfoja, po punën e bën sikur ka katër palë sy.

* * *

Ua mori dorën këtyre punëve dhe u bë profesionist. E "helmova" dhe filanin, - tregonte. Ky, filani, na punonte në komitet të partisë.

- Po si ndodhi? - pyeta me kërshëri unë që, tash, qeshë miqësuar me Selfon.

- Aha, - tha, - është mesele gjatë, po, kur të kthehem nga qytetit, do të tregoj.

Tek po hipte në makinën e kooperativës, e pashë që shkëmbeu ca "batuta" me një nga brigadierët:

- Janë 25 kg apo jo? Se kaq i kam thënë asaj të cilësisë unë.

- Nuk e luan topi.

Selfoja më përshëndeti triumfues dhe, tek mbylli derën e kabinës, më shkeli synë me intimitet. Ngrita dorën si shënjë përshëndetjeje dhe, tek pashë brigadierin në këmbë, e pyes:

- Makina qe ngarkuar me pambuk, ç'qe ai lllafi për 25 kg?

- 25 kg fasule për ta nxjerrë pambukun e brigadës si cilësi e parë. Se vajë në lakra bie, apo jo?

Po ku mbahej Selfoja për këto punë. Kur u kthye nga qyteti, e prita dhe, pasi porosita nga një dopio (me meze, sigurisht), prita atë rrëfimin se si e kish helmuar njërin që në gjithë aparatin e komitetit të partisë, mbahej më i ndershmi. Po ku të linte Selfoja për të qenë i ndershëm. I shkova në shtëpi, - më tregoi ai, - dhe

gjeta të shoqen. Kisha porositur në “Dalan” të Karavastasë nja dy peshq sa një sheleg. Futur në trastë ata dhe, kur i nxora nga trasta dhe ia vura mu mbi tavolinën e kuzhinës, asaj iu hodhën sytë përpjetë. Sa u gëzua, aq dhe u habit. “Bibë” qyteti që nuk kish parë të tillë peshk, aq më shumë që aso kohe në Shqipëri shitej nga ia peshku kallkan ardhur nga Bullgaria, - thonë. T’ju bëjnë mirë, - e urova, - se lekët ia marr shokut Koço! Kështu i thashë asaj “bibës” unë, po nuk ishte fjalë për lekë. Ia lashë atje mbi tavolinë dhe ika.

Kur, mbas nja dy ditësh, ballë për ballë me këtë, Koçon.

* * *

Përqafohemi (të dy e kishim me hile: se ku donte njeri ky, Koçoja? , po dhe unë nuk e doja, po më lipsej, or mik) dhe, sikur të na kishte grirë malli për njëri-tjetirn, shtrëngo e përqafohu e lëre mos e nga.

- Ore Selfo, rrofsh për atë peshkun që kishe sjellë tek unë, por mbeta pa të dhënë lekët.

- Shoku Koço, pse për kasap apo për peshkatar më merr mua, unë t’i solla se të vlerësoj si mik dhe aq. Pashë që u lëpi nga kënaqësia, por bëra sikur nuk e vura re.

- Se mos ke ndonjë hall? - më pyeti.

- Asnjë hall, - i thashë. Të të bëjnë mirë e mos ma zërë në gojë.

U ndamë dhe, këtë herë, më shtrëngoi më shumë.

- Pse nuk ia the hallin? - pyeta unë.

- Qenke teveqel, - ma preu ai. Nuk paske dhënë ndonnjëherë rushfet. Vëre vath në vesh nga unë: - Jepe peshqeshin sot dhe prite ta “vjelësh” mot.

Atë ditë u ndamë si miq dhe, tek llogarisja se ende nuk ishin mbaruar dy “shelegët” e dalanit të Karavastasë nga shoku Koço, bëra këmbë e drejt e në zyrë. Sa më pa, ma shtrëngoi dorën fort

dhe unë, pa ia lëshuar dorën (sikur po më këputej shpirti për të) i them: - Sot kam ardhur për një hall. Dhe papritur të ma lëshonte dorën, i them: - Kam vajzën dua ta dërgoj për infermiere, por thonë që duhet nga qyteti.

- Lëma mua emrin dhe ik i qetë. Kështu, të keqen Selfoja tyja, e mbolla dje, po e ha sot. Ja, iku Këzja ime për infermiere në Korçë. Kështu që të rrojë shoku Koço! Duke rrufitur mezenë që po sosej, po zbrazte thasët e ryshfetit dhe Selfoja me një sy. Bërë "profesionist në këtë "zeje" të vjetër dhe aq aktual tërë kohës, Selfoja një ditë e pësoi.

Se gjithmonë në këto punët e ryshefteve (në gjuhën e drejtësisë quhet mit marrje a mitdhënie), e pësojnë peshqit e vegjël. Të mëdhenjtë e çajnë rrrjetën. Kështu ndodhi dhe me Selfon me një sy. Kjo ndodhi një mëngjes kur Selfoja, me atë thesin në kurriz, si pa gjë të keq, po trokiste në derën e drejtorit të grumbullimit. Këtij, drejtorit, i kish dali nami për këtë punë dhe po e ruanin që ta zinin me presh në dorë. Duket drejtori nuk qe pa miq. Miku e informoi: - Të kanë vënë në shënjestër, dikush po të suverjon se nesër do të vizitojë dikush me thes në kurriz. Sikterise publikisht dhe ke për të larë faqen si komunist. Tek Selfoja priste të hapej dera mirëseardhëse si gjithmonë, kur dëgjon të bërtitura: -Maskara! Do të kompromentosh një kuadër dhe komunist. Pse ç'më di mua, shok si vetja, ore qorr që dua që të ta nxjerrë dhe syrin tjetër, por ç't'i bëj partisë ku aderoj, se e dija vet se si do të zija me shqelma mu këtu para pallatit e në sy të njerëzve. Selfos vërtet sikur i doli dhe syri tjetër nga ç'dëgjoi me veshë. I zbriti shkallët më shumë i vdekur se i gjallë dhe mezi sosi tek makina për t'u kthyer në fshat.

Pa sosur në fshat, mbrriti korrieri nga komiteti i partisë dhe organizata e partisë u mblodh urgjent. Selfon me një sy e përjashtuan nga partia dhe drejtori si komunist i ndershëm u pranua si anëtar i byrosë në rreth.

Se qe i p a k o m p r o m e n t u e s h ë m. . .

Pas një jave, sado që qe "invalid" i luftës, Selfoja iu dha gjyqit dhe u dënua për "mitdhënie" në burgun ku komandant qe Gjon Banushi, - thanë. Unë nuk kam asgjë as me GJon Banushin, por as me Selfon. As do kisha shkruar sikur mos ky "ryshfeti" apo "mitdhënia" të jetë shtuar shumë në ditët tona. E keqja është se, përsëri, kur denocohen e hanë vetëm "Selfot", kurse ata "shelegët" e Karavastasë e çajnë rrjetën dhe rrojnë e bëjnë pallë dhe mbajnë leksione antikorrupison. Deri kur kështu ma? - do pyeste Migjeni që është gjithmonë aktual. . .

*Tiranë, 20 janar 2014*

# ZYLUA DHE BALASHI

M'u kujtuan dy qetë që patëm, së fundi, në fshat: Zylua dhe Balashi. Them së fundi, jo se ne ikëm nga fshati, por këta qenë dhe qetë e fundit kur u futëm në kooperativë. Sado që i dorëzuam në kooperativë, unë, sa herë i shihja gjëkundi, do ndalesha dhe sikur do të bisedoja një copë herë me ta. Se i doja. Ke parë dhe ata (sikur ta dinin këtë) ndalonin dhe vetëm nuk kishin gojë të flisnin. Kishin katandisur kockë e lëkurë dhe sikur me këtë donin të më thoshin: - Pse na e bëtë këtë të keqe? Jo se ne nuk i mbrenim në zgjedhë, por i trajtonim ndryshe, fare ndryshe. Babai im i ndjerë, xhaxhai apo dhe im vëlla, para se t'u vinin zgjedhën do t'u jepnin diçka më shumë, veç lopëve, se ata do të plugonin apo do të mbanin qerren me ngarkesa të ndryshme. Kështu që, në çdo kohë, kishin një trajtim pak si të veçantë. Kurse në kooperativë kush pyeste. Gjëja e tokut nuk i dhimbet kujt. Siç thoshte një plak: -Gjënë e tokut nuk e ha as qeni.

* * *

Në po shkruaj sot për Zylon e Balashin, kuptohet që e kam nga nostalgjia; se fshatar siç jam brez pas brezi, edhe tani që u plaka, të gjitha kujtimet i kam me peizazhe fshati. Por dua që edhe ju të njiheni pak me këta dy qetë e mi.

Do të thoni ju: edhe këtë kemi mangut tani, të merremi edhe me qetë, kur bota po shkon në kozmos? Të ka lënë koha prapa, po thirri mëndjes! Edhe kështu mund të jetë, po, kur t'i njihni më mirë dy qetë e mi, do të shihni se edhe njerëzit pak ose aspak dallojnë nga kafshët. Këtë e them me siguri, se nga përvoja që kam, shumë prej tyre i ngjajnë Balashit dhe pak, fare pak, Zylos. Kur them kështu, e kam fjalën për në Shqipëri, pa për botën kam tjetër vizion unë. Në kam apo nuk kam të drejtë në këtë përcaktim, këtë gjë lipset ta bëni ju, mbasi ta lexoni tregimin tim. Jam i sigurt që, po e lexuat, do të më jepni të drejtë. Në përtoni dhe do mblidhni buzët, patjetër që edhe do më gjykoni shtrëmbër dhe, veç kësaj, edhe me pak shpoti.

Mirë pra. Më ndiqni, ju lutem!

Zylua qe një ka i kuq që, sado që e trajtonim njëlloj si Balashi, kurrë nuk u shëndosh. Të vinte keq kur e shihje dhe kur shihje Balashin përbri, tak dhe mendoje: i zoti i qeve ka mbajtur anësi. Nuk i ka trajtuar të dy qetë njësoj. Por s'ishte hiç kështu. Sado që hanin njësoj, Zylua ta shpallte: sikur e kish mbajtur kokën në tra. Kurse Balashi. . . eh, Balashi! Këtë kishe qejf ta shikoje! Sikur i kishe hedhur vaj mbi kurriz. Edhe ky qe i kuq, por me një blanë të madhe në fytyrë dhe po të bardhë poshtë barkut. Trroç: balash! Kur u hidhnim brumë të nxehtë në dimër, apo haje të njoma (gjithmonë veç lopëve), kujdeseshim që porcionet t'i kishin njëlloj, bile im atë, xhaxhai apo dhe im vëlla, Zylos i hidhnin pak më shumë, por ky, sado që hante, ashtu mbeti: kurrë nuk u shëndosh. Mua më vinte inat aso kohe dhe sa nuk qaja nga inati që Zylua nuk shëndoshej, kurse Balashi na: vishkull. Më vinte inat, po dhe pakëz si turp se, kur i nxirrnim për kullotë në mushanë e përbashkët të fshatit, Zylua dukej si ata njerëzit që kanë prerë të ngrënit. Kur u rrita, më paska thënë dikush.

Punë metabolizmi. Epo kur thonë që nuk ngjajnë njerëzit me kafshët. Se a nuk ka njerëz që hanë pa masë dhe asnjëçikë nuk shëndoshen si puna e Zylos. Kurse ka të tjerë që shëndoshen si puna e Balashit. Them ka të tjerë. . . po unë, për vete, jam një nga ata balashët. Edhe ujë më bëhet shëndet dhe jo të ngrënit. Por nuk e kisha aty fjalën, por gjetkë. Unë, të them të drejtën, Balashin e doja më shumë. Se, kur dilnim tek mushaja dhe vinin dhe qetë e loptë e fshatit, aty qe dhe qejfi. Fillonte edhe ndeshja: kush qe kau më i fortë në fshat? Dhe nuk kishim nevojë që të zjgidhnim. Qetë më "kryengritës" zinin gërmonin dheun me këmbë, e hidhnin atë me vërtik, shënjë kjo se thëërrisnin në "mejdan" kundërshtarin. Dhe, ndërsa Balashi im (po si mos e doje, xhanëm? !) e hidhte dheun mbi të tjerët se i hanin brirët për t'u ndeshur. Zylua, sikur ta ndiqte dikush me shkop, shkëputej nga tufa dhe rrinte o mes lopëve (po dhe këto rrokeshin) o futej në ndonjë blacëferrash për reth. E zinte tartakuti. Ma shpifte. Se nuk ndodhte me asnjë ka tjetër. Dhe sa nuk më zinte të qarët. Por gjeja ngushëllim me Balashin. Ky, kur qe puna për "sherr", më të m'i ngulte mirë thundrat mbi tokë (sikur do t'i bënte vrimë) dhe më t'i sulej kundërshtarit me aq fuqi, sa mua mënd më dilte zëmra nga vëndi. O, të keqen, o Balash! S'kishte ka tjetër që t'i dilte përpara. Balashi qe krenaria ime. Kurse Zylua. . .

Kur plugonte, im atë, Zylon e vinte gjithmonë nga ajo anë që bënte vijën. E shikoja që Zylua në këtë mbajtjen e vijës së drejtë qe zotni i vërtetë. Mezalla, s'e kish nevojë për bodec dhe im atë kurrë nuk e pata parë ta shponte Zylon. Ai sikur e kish mësuar përmëndësh atë që do të bënte dhe çapiste, nën zgjedhë, pa dredha. Vija e çarë nga plugu qe e drejtë sikur t'i kishe vënë vizoren mbi të dhe im atë, tek i çlodhte një copë herë qetë, bënte si bënte dhe i fuste Zylos ndonjë koçol misër në gojë, kurse Balashit hiç. O, nëne, nëne, - bërtita unë.

- Baba, - i them, - pse nuk i jep dhe Balashit si Zylos? -Të kam dhjerë mu në Balash!-më shau ai. Nuk e sheh se, sa mezi e mban zgjedhën dhe, po të mos jetë Zylua, vija do bëhej e shtrëmbër, plugje-lugje, e për turp. Unë sa nuk qaja se e doja Balashin. Po Balasshi mua më zbardhte faqen. Aq qeshë krenar për të sa më dukej se dhe unë si Balashi isha më i forti i djemëve të fshatit. Mendoja kështu për një çast, po me vete ama. Po pse, baba, - i them tani duke qarë, - a nuk është gjynah, pa shiko sa i bukur që është Balashi, kurse Zylua ta shpif. Hanë në një grazhd dhe, ndërsa Balashi, më, është si kolopuç, ky, tjetri, ta shpallë. Është i bukur, - qesëndisi babai. I bukur, po dembel dhe hilexhi që nuk e ka shokun. E ke parë në qerre kur zbresim atë të tatëpjetën e Sadriut? ! Në të vërtetë qe një e tatëpjetë që, po mos ishin qetë të mësuar, jo vetëm do ta përmbysnin qerren, po do ta bënin copë e çikë edhe ngarkesën mbi të. Hë, mo, e ke parë? Ndërsa Zylua i ngul këmbët mirë dhe kokën e mban lart, si kapedan i vërtetë, ky, bukuroshi yt, e ul kokën, s'i ngul këmbët dhe, po të mos jetë Zylua, të dy ne, që qemë bi qerre, do ishim bërë copë. I bukur është Zylua, më tha babai. Dhe Zylon nuk e këmbej as me dy balashër. Ajo bukuria e Balashti tënd është e shplarë. Si puna e asaj nuses së bukur që, kur shkon të mbushë shtëmbat me ujë, i thyen dhe i bënë copa se ka frikë se mos i prishet bukuria. Më dëgjove, - më tha babai, - dhe tani mos më ça kokën. Unë rrija sikur kisha bërë faj dhe, pas këtyre fjalëve të tim eti, zura ta shihja me sy tjetër Zylon. Filloi të më vijë keq për të dhe, kur vinim tek ajo e tatëpjeta thikë e Sadriut, bëhesha sy e veshë për të vënë re dhe Zylon dhe Balashin. Ndërsa Zylua tak dhe merrte një qëndrim burrëror për ta mbajtur zgjedhën me sforco mbi qafë, Balashi, përkundrazi, e kish lëshuar"makinën pa duar", në mund të shprehem kështu. As që donte të dinte që në këtë tisezhë të fortë, duhet ngritur koka lart dhe thundrat e këmbëve

duhet t'i ngulësh me forcë, në mënyrë që ngarkesa dhe qerrja të mos përmbysen. Po ku donte t'ia dinte Balashi për këto gjëra. Ai qe i bukur dhe kish lindur vetëm për t'u rrokur. E shihja që, i shkreti Zylo, as që bënte një çap, por gozhdohej fort, me kokën lart që qerrja të mos përmbysej. Kush është si unë fshatar e kupton këtë që shkruaj. Për të bërë një analogji pak të trashë ajo që në gjuhën e astronautëve thuhet "anija të zbresë butë në sipërfaqen e hënës", është analoge dhe me"zbritjen e butë të qerres"në një tatëpjetë të tillë si ajo që përshkrova më lart. Në është piloti i zot, anija do zbresë butë. Ndryshe... pasojat janë të rerezikshme. Dhe Zylua (të më falin pilotët për këtë analogji pa të keq!) qe një "pilot" i tillë, i mirë. I mirë dhe i bukur. Dhe të çudiste. Se qe krejt si një iluzion. Po ta shihje nga konstrukti, të trëmbte. Po qe punëbukur. Qe punëtor sa rrallë gjeje ka si ai. Kurse Balashi... Edhe ky qe një iluzion. I bukur dhe i fuqishëm sa të bënte më krahë. Për punë... aha, qe hileqar i madh. Sikur të kishe dy balashër (të paktën si Balasshi im) të mbryer në qerre në atë të tatëpjetën e Sadriut, ishe numëruar me të shumtit dhe, në jam gjallë dhe po shkruaj sot, e kam veç nga Zylua. Ndryshe do qeshë harruar me kohë. Ja, kjo është historia që do t'ju tregoja. Tani dilni vet me konkluzione në ngjajmë me Zylon apo dhe me Balashin. Po unë, në fund të fundit, për dy qetë ju fola... dhe ju si të doni bëni.

*21 janar 2009*

## ANNA ME DY "NN?!!!"

E "njoha" fare rastësisht këtë Annën me dy "nn? !!!". Them rastësisht, Cania, një shoku im i vjetër, m'u qep me bukë në trastë. Nguli këmbë: do vish që do vish tek panairi i librit. Kjo ka ndodhur vjet, se sivjet qeshë me një grip dhe nuk pata gjunjë që të dukesha andej pari. Panairet xhëku nuk i honeps, qofshin dhe për këta që "tregëtojnë" libra. Unë jam librofil, por më zë hastallëku i pulave kur më kujton këtë panairin. Vjet, një miku im, kish botuar një libër jo vetëm cilësor, por dhe unik në llojin e tij dhe pretendonte për çmim. Ma tha në intimitet këtë dhe unë, skeptik siç jam, ia prita:

- Ore mik, po a e di ti se si është puna e çmimeve këtu? Pothuajëse janë ndarë, para se të komunikohen.

- Po nuk është e mundur, - ngulmoi ai.

Mirë, - lëshova pe unë, - dhe i rashë pas mikut.

Kur shkuam atje, takova një mikun tim të dikurshëm. Pas kaq vjetësh pa parë, u përqafuam dhe, vetvetiu, lindi pyetja: - Po ti, ç'ne këtu? - pyeta unë.

- Kam ardhur të tërheq çmimin në vënd të tim biri që nuk ndodhet këtu. Miku, sa dëgjoi, ç'më tha tjetri, më kapi prej bërryli dhe më tha: -Hajde të ikim. Tek po dilja nga panairi, pa marrë pjesë në atë moment që quhet "event", tanimë, për ta freskuar pak sedrën e mikut tim, i thashë:

- Gjithmonë çmimet këtu përfliten, Shkruhet në shtyp, por

deri tani asnjëherë nuk ka ndodhur që të mos ketë ankesa. Ca për jurinë e ca për nominime të njëanshme. Ka qenë në Fier një rrobaqepës, aty mes viteve '50-të, që u thoshte klientëve:

- Mos zbrit zotrote nga gomari, se ta kam marrë masën. Dhe të gjithë vraponin drejt tij. Burrë i zoti, apo jo? Miku qeshi me analogjinë time që, veç për të qeshur, nuk është.

* * *

Tek po dilnim nga pavijoni i panairit, ballë për ballë, u rrëfye një bjondinë nga ato që të merrte mëndjen. Kjo, sa e pa mikun tim, iu hodh në kokë sikur të kish rrahur këmbën e kalit për të. Mua (epo unë s'e ha thatë, de) as që ma vari fare dhe, tek miku im bëri prezantimin, më tha: - Mikja ime e vjetër. Kemi qenë në Firence me këtë, para se të shkoja në Amerikë. Dëgjo, - ndërhyri miku, - kjo shkruan libra dhe ka bërë emër andej. Vetëm i shkruan në italisht, se shqipja, sipas saj, nuk është gjuhë ku mund të tregosh gjithë talentin që ke si autor. Sa e sosi këtë parashtrim të shkurtër miku im, mua, siç duket më kërceu një tis nervor dhe, me zë pak të lartë (siç e kemi ne, nga fshati), pyeta:

- Me kë kam nderin të njihem?

- Anna Gurra, - foli ajo, e talentuara.

- Ana, - shpova unë tërë mllef, - nuk e kini emrin me një n-ë?

- No, no, -ndërhyri dhe ajo, jo vetëm me mllef, por dhe përbuzje, duke parë nga lart-poshtë, siç shikonte ustai çirakun dikur.

Dhe ky, - ndërhyri miku, - shkruan libra (e kishte për mua, kur thotë Belul Gjeraqina në një skeç të të ndjerit, Qamil Buxheli, luajtur aq bukur nga Fuat Boçi).

- Shkruan libra, - përsëriti ajo, sikur me këtë donte të thoshte: -U bë dhe ky!

Po mua më hipën ato të miat dhe, tek i shkel synë imtësisht

mikut, them:

-Unë jam Enno Bandilli. Për çudi, dhe unë me dy ”nn” e kam, sikur me këtë batutë doja të zbutja pak këtë të “talentuarën” me dy”nn”. Qeshë bërë tym dhe po më hanin brirët për sherr. Miku, për të fashitur pak erupsionin tim, propozoi që të pinim nga një kafe.

Më mirë kështu, mendova, një rrugë e dy punë: kam për t’ia rrëxuar hundën përdhe kësaj “efendilleshkës” që miku im ka njohur në Firence. Kisha marrë aq përpjekur, sa mund të mbysja dhe një djall.

U ulëm dhe, tek po i bëja një vështrim preçiz (alla-migjenian) mikes përkarshi, befas, syri më rroku një kokërr në mjekërr, që zonja e kish maskuar me marifetet që ka “salltaneti” i sotëm. Nuk është e mundur, - thashë nën zë. Të jetë kjo? Doja të kërkoja ndihmë, si në ato pyetjet “ kuinz”, por kujt t’i drejtohesha. Teksa po bënim porositë (unë gjithmonë ekspres, natyrisht), zonja kishte avadize të mëdha. Po aq më bënte mua. Mëndjen e kisha gjetiu: ishte apo nuk ishte ajo, Ana, që kisha njohur unë dikur, që tani na është kthyer, shkrimtare, po se po, por dhe emrin e ka me dy “nn”, pra Ana është kthyer në Anna. Sa më tepër qëndroja në atë tavolinë treshe, aq më tepër arratisesha që aty, në ato vite të largëta, kur e kisha njohur këtë Anën që sot është me dy “nn”. E mblodha mëndjen top dhe u futa në kërkim:

- Mos ju bezdis, po t’ju pyes se ku e kini bërë shkollën?

- Aspak, - foli ajo. Në Elbasan!

Sa tha: - Në Elbasan, unë desh bërtita: ”Eureka!”. Ajo është dhe nuk e luan topi. Tani gjahu më kish ardhur në shteg. E di vet se si do e “vrasë”. Ndjesë pastë, im atë, për raste të tilla, si i kësaj Annës me dy “nn”, thoshte: - E di vet babai, se si do flerë me nënën. Thoshte, por unë, jam Enno me dy “nn” dhe dua që ta vrasë gjahun me dorën e vet.

* * *

Me që ke mbaruar në Elbasan dhe shkruan libra, dëgjo të tregoj një histori. I ka ndodhur një shokut tim. “Efendilleshka” sikur u kthye me një “n” dhe po më dëgjonte. Puna ia donte që dhe të tymoste (se kot nuk qe me dy “nn”, de!) dhe unë e mpreha hostenin dhe tani po i vija bodecin, që të shponte më mirë. Më kishin hipur kacabujtë. Dhe fillova:

- Ka ndodhur aty, mesviteve ‘50-të, në shkollën ku kini mbaruar ju (epo nuk mund t’i flitet në vetë të parë, asaj me dy “nn”). Kurrë në dimër, sado që të grin era e ftohtë e Krastës, në konvikt nuk kish ngrohje. Flinin në të tri katet. Në katin e parë veç vjazave konviktore, kish dhe djem. Asnjë mur ndarës nuk kish për t’i ndarë dhe kurrë nuk pati asnjë shqetësim.

- Po, po, - ndëryhyri dy “nn-ja”, - ashtu ka qenë. Po ju si e dini këtë gjë.

- Po Enno ka qenë konviktor si ti, - sqaroi miku im

- Ua, - bëri Anna. Po kur?

- Pikërisht, për ato vite, po flas.

- Me mua nuk je njohur, apo jo? - pyeti.

- Jo, jo, - gënjeva. Me vete, -thashë, - dale, dale se do ta rrëxoj një “n”. Kam për ta nxjerrë nga hundët.

Dhe vazhdova. Ftoht si në Elbasan. Vajzat, për të qenë pak më ngrohtë, flinin dy e nga dy. Që flinin kështu, nuk kishte asgjë të keqe. Por ja që ndodhi një ngjarje që gajasi tërë konviktin. Kishim dhe ne në konvikt një vajzë që quhej Ana. Ana po me një “n” jo si ju me dy”nn”. Kjo, Ana, flinte në krevatin e parë me Dafinën. Secila zgjedhjen e kishte të lirë. Na ngrihet ashtu mamullëk (përgjumësh, de) dhe fill e për të shkuar në WC. Kur kthehet, në vënd të futet në dhomë të saj, drejt e tek dhoma e çunave. Të tërë flinin dhe as që e dinin se kush kishte ardhur. Kur dëgjojmë, që i thotë:

- Dafinë, bëj tutje se ke ardhur këtej nga ana ime. Dafinë. . . , po e shkreta Ana (ama ishte me një "theksoja" unë, duke shpuar atej ku më lipsej), gabimisht po i binte më qafë Gaqit. Dritën nuk e hapte, por Dafinë këtej, Dafinë andej, dhe, tek kjo s'po i bënte vënd, Ana i vuri duarët që ta shtynte tutje. Epo, Gaqi, nuk qe i vdekur, sa ndjeu një palë duar që e shtynin tutje, i mbërtheu këto duar, dhe mënd u përfytën. Kaq qe. Shamataja në qiell dhe Ana iku e turpëruar.

Tek tregoja pak me nerv, me sy ndiqja atë me dy "nn". E pashë që i ra një "n" dhe nuk e donte veten. Bëri sikur kërkoi dikë në telefon dhe i thotë mikut tim:

- A do më përciellësh?

- Patjetër, - pranoi ai.

U ngritëm dhe, tek u ndava, i thashë jo pa shpoti: - Ajo Ana ime qe me një "n", por, sidoqoftë, ia vlen për një tregim, qoft dhe italisht. Bodeci e kish shpuar tejpërtej, se e pashë që nishani i maskuar sikur kish zënë vallen nga një tis nervor. M' u duk se ia hoqa një "n" dhe sikur kisha hequr një mal nga kurrizi. Më dha majat e gishtave, kur u ndamë. Mikut i kish thënë: - Ai, fshatari, jo libra të shkruaj, por nuk bëhet njeri. Shumë vulgar qe... Ta kish mirë? Jam apo nuk jam vulgar, pak rëndësi ka, ama një "n" ia rrëxova. Gaqit atëherë i thashë: - Po ç'qe ai fat qorr që ta zuri shul... Eh, moj Ana, që je bërë shkrimtare dhe je bërë me dy "nn"...

**përkimi me persona të njohur, është veç rastësi.*

*Tiranë, 6 janar 2014*

# "FUSTANI" I MERILINIT

E kush nuk është befasuar nga ajo bukuri, gati, hyjnore të divit të Holliwoodit, Merilin Monrosë. Veçanërisht, është gati në të gjitha vitrinat e modës kur ajo pozon me atë fustanin e bardhë borë, kur një fllad ere ia ka hapur atë si çadër. Thuaj se atje mbesin sytë e miliona shikuesëve të të gjithë moshave. Unike nga bukuria, unike dhe çasti i këtij pozimi jo pak ngacmues. Moda është biznes dhe biznesi nuk pyet shumë për etikë apo moral. Perëndimi, i ka kapërcyer me kohë caqet apo kufijtë etikës. Perversitete deri sa të futin krupën pozojnë në mënyrë ekstarvagante sa të bëjnë flokun gjëmb, por ato modele që pozojnë në këtë mënyrë kaq - jashtëkohe - as që duan ta dinë, se, qoft ato dhe qoft ata që përfitojnë nga këto “pozime”, në mund t’i quajmë kështu, e kthejnë dhe artin e kulturën në biznes, ku rrjedhin miliona e miliona. . . Në se kush lexon, dyshon në këto që shkruaj, ju them le të shikojnë seç bëjnë këngëtarë, si: Ledi Gaga, Madona apo shih rrushi, rrushin e piqu. Këto ekstravaganca, për fat të keq, kanë mbrritur dhe tek publiku ynë dhe nuk ke se si mos bëhesh prishqejfësh. Por, tregimi im as që është një leksion morali. Përkundrazi, është një përjetim imi aty nga mesviteve tetëdhjetë të shekullit që iku. Atëherë ka ndodhur, por ja tek e sjell për ju tani. Ka kaluar goxha kohë, por ka lidhje me një fustan. Me atë të Merlin Monros.

* * *

Ndodhia nuk m’u kujtua rastësisht, por nga një kundrim përballë asaj fotoje ku flladit ai fustani i bardhë. Tek klubi “Dior” në lagjen “Komuna e Parisit” pija kafe me miqtë e mi nga Fieri (Komuna e Parisit është mirë të quhet “Komuna e Fierit), doktor Vlashi Gjeçin, me ishkolegun tim Dhori Gjeçin dhe ingjinierin Kujtim Meta, po nga Fieri. I zoti i klubit, me sa duket, duhet të jetë dashamir i madh i artistëve të Holliwoodit. Tek gjerb kafen, as ti nuk ke se si u shpëton syve aq të rëndë të Marlon Brandos; bzuëqeshjes karizmatike të Tom Kruiz dhe, mbi të gjitha, disa buzëqeshje epshndjellëse të së bukurës Merilin. Ka disa të tilla nga Merilin dhe, patjetër, nuk ke se si mos ndalosh tek ajo “hapje” aq frenetike e fustanit të saj të bardhë. Ky “pozim” është përsëritur, sikur me këtë shërbimi merr të tjera atribute dhe pija bëhet më e shijshme. Kuptohet, nuk jam aq puritan sa mos i ngul sytë mbi Merlinin, fustanit të saj apo dhe ca më tej: poshtë fustanit. Se kot nuk është shkrepur ai i shkretë aparat për të bërë atë “blic”. Por dua të shkoj dhe më tej. Unë e kam parë atë fustan made in Merilin tek një kolegja ime qysh mes viteve tetëdhjetë në një fshat të Myzeqesë. E di që do tundni kokat me përçmim e dyshim, po është kaq e vërtetë sa ç’është sot 8 dhjetor i vitit 2013. Në nuk jua dëshmoj dot me “blic”, (po ku kishte aso kohe nga këto llloj “salltanetesh”?) po jua tregoj pikë për pikë se si e kam parë tek një kolegja ime.

* * *

Sapo kishim mbaruar mësimin në shkollën e mesme të fshatit N... , katër kolegë, tre meshkuj e një femër, u hipëm “makinave private të kohës” (nënkupto biçikletave) dhe u nisëm për në shtëpitë tona. Shkolla qe larg: 12 km larg nga qyteti. Qe mars dhe, tek ktheheshim, pedalonim mbi argjinaturën e fshatit buzë lumit Seman. Argjinatura ishte e ngushtë dhe pedalimi bëhej kolon për

një. Kishim vënë kolegen përpara, si "prijëse" dhe ne, tre të tjerët, pas saj. Unë qeshë i fundit, se bëja kthesën në shtëpi në kilometrën 8. Se unë qeshë nga fshati dhe kaq larg e kisha shkollën. E mbaj mend mirë se qe mars, se frynte një erë që në Myzeqe i thonë "Era e pelave!". Nuk e di pse e kanë pagëzuar kështu, po, ndoshta, se nuk dihet se nga fryn. Nga të katër anët të kapë. Aq e fortë qe era, sa "prijësja" jonë u vu pak në pozitë diskrete. Fustani veror mend hapej si çadër nga prapa dhe, vënë në siklet, ajo ndaloi. Sa ndaloi ajo, frenuam dhe ne (patjetër në njëkolonë duhet të ruash distancën, se ndryshe përplase). Kolegja frenoi dhe ne zbritëm nga biçikletat. E shohim se ajo diç i tha kolegut që qe fill pas saj. Se çfarë... epo kush e vrau mëndjen. Dhe përsëri pedalojmë. Era po "erëpelash" bënte punën e saj. As njëqind metra dhe, ndërkaq, kolegja frenoi dhe tani pak me zë më të lartë diçka i tha kolegut. Kishim frenuar dhe, mua nuk m'u durua:

-Liza, po ç'dreq ke me X... që na ndalon herë pas here. Çfarë i the?

- Kolegja (po ne kishim kaq kohë që e njihnim njëri-tjetrin dhe sahanët i kishim pa kapakë) tha: - Radhën e parë i thashë: - Të lutem, mos shiko se nuk i bëhet ballë erës.

Ai po mbeti me sytë poshtë fustanit tim. Unë e humba durimin (e vëzhgoja me bisht të syrit dhe ai po atë avaz) dhe, kur ndalova për së dyti, i thashë: - Ti, X. . , ke djalë?

-Jo. Vetëm çupa kam.

-Po, pse pyeta unë pa të keq, po të kishte djalë, çfarë do e gjente?

- Do shikonte nga shalët nusen e djalit siç më shihte mua!!!- e zbrazi mllefin kolegja.

Unë e kolegu tjetër e duartrokitëm këtë gjest të koleges sonë dhe unë, që të nesërmen, i nxora bojën "merakçiut" atje me kolegët e tjerë. Ja, kështu ka ndodhur dhe duke parë fustanin e Merilinit, më erdhi dhe m'u shfaq para sysh, ajo ngjarje e asj kohe, në një fshat të Myzeqesë.

*Tiranë, 8 dhjetor 2013*

# "ORAKULLI" I SHËN KOZMAIT

## Prolog

Para se t'u tregoj për "Orakullin" që është një plak myzeqar që kam njohur prag viteve '60të, dua me dy fjalë t'ju tregoj për Shën Kozmanë. Ky që më vonë mori emrin Shën Kozma, ka qenë një misionar i Kishës Greke, në kohën kur vëndi ynë qe nën Turqinë. Ka qenë bashkëkohës i Ali Pashë Tepelenës dhe, kur hyri në Shqipëri, u bë mik me të. Tregojnë se Shën Kozmanë me shpurën e tij (se kishte ithtarë pas tij) e zuri nata në Gjirokastër, por paska thënë: - Në këtë qytet pas njëqind vjetësh ka për të lindur një djall që do t'i bëjë zullume vëndit, po, o burra, t'u japim këmbëve për gjetkë.

Dhe ka sosur në sarajet e pashait nga Tepelena. Ky jo vetëm e paska pritur mirë, por e paska bërë dhe mik. Si mik, - thonë, - që pashai e paska pyetur: - Do hyj dot në Stamboll, apo jo? Dhe miku, si parashikues (besimtarët e quanin atë parashikues të sotmes e të së ardhmes) që qe, i paska thënë: - Do të hysh, por me mjekërr të kuqe. Ata që tregojnë për këto thënie, thonë se"djalli" nënkuptohet lehtë kush qe dhe, sa për atë "mjekrrën ekuqe", dihet nga të gjithë se si hyri pashai në Stamboll: me kokë të prerë!

Por dhe këtij profeti të madh, pak si ai, Nostradumasi i

famshëm, nuk para i eci misoni. Kur mbrriti në Myzeqe, mu në fshatin Mujalli të Fierit, i prenë kokën dhe trupin ia hodhën në lumin, buzë fshatit (është fjala për lumin Seman!) dhe, për çudi, lumi e nxorri trupin pa kokë nja dy km më larg, në anë të kundërt ku u hodh: u hodh në krahun e majtë dhe doli në krahun e djathtë. Pasha Aliu u hidhërua shumë kur mori vesh seç i ndodhi mikut dhe është gjetur letra, me myhyrin e tij, ku u bënë thirrje vëndasve që të ngrenë kishë për nderin e mikut të tij dhe, veç letrës, është shënuar dhe kontributi i pashait me lira a groshë dhe, pjesën tjetër, vëndasit: besimtarë orthodoksë. Për të kujtuar Shën Kozmanë janë ngritur dy kisha. Një në Mujalli ku i prenë kokën dhe tjetra, në në të kundërt të lumit, në fshatin Metaj të komunës Libofshë. Kisha e Mujallisë quhet Shën Kozmai i vogël dhe tjetra, në Metaj, Shën Kozmai (kutpohet: i madh). Bëhet peligrinazh i madh tek Shën Kozmai (më duket se është në gusht dita e tij) dhe mblidhen njerëz nga të gjitha besimet. Muslimanët nuk e quajnë Kozma, por, kur duan që të thonë diçka për të, thonë: - Ka thënë Çoban Babai. . . Punë besimi dhe aq. Trupi i Shën Kozmait edhe kur u prishën kishat, u ruajt dhe nuk u prek. Ruhej në një sarkofag dhe bëheshin rite të ndryshme. Edhe kur e bënë kishën makazinë, atë, sarkofagun s'e prekën.

* * *

Kur u "ngrohën" mardhëniet me Greqinë, Papulasi, që qe atëherë ministër plotësues i ministrisë së jashtme, vizitën e parë, sa mbrriti në Fier, kërkoi të shihte varrin e Shën Kozmait. Qe pak si një"patate" e nxehtë kjo kërkesë dhe qeveria demokratike sikur u zu ngusht. Premtuan se do ta çonin atje sa më parë. Kur vajti, u llahtaris. Një shënjt të katandisej në atë gjëndje. Filluan pastaj nga negociatat dhe, kur erdhi përsëri Papulasi, kish me vete dhe ministren e kulturës, Zonjën Mërkuri!Kur hyn në kishë (tani

kishin marrë masa), kjo nga që qe ithare e flaktë e Shën Kozmait, kish rënë në gjunjë dhe me zvarritje i qe afruar sarkofagut. Pastaj qe ngritur dhe, kur kish hedhur sytë mbi trupin e shënjtit, befas kish ulëritur në gjuhën e saj, duke iu drejtuar Papuliasit: - Është pa kokë!!! Ku është koka? Pyetja, sado në gjuhë të huaj, qe pak tronditëse për të gjithë ata besimtarë që qenë për reth. Papulasi, pa e prishur terezinë, i paska thënë greqisht: -Koka është në shtëpinë e tij. Pra grekët e kishin kryer kushedi sekur misionin e tyre. Sado që grekët i morën eshtrat e Shën Kozmait, ai mbetet për të gjithë besimtarët (çudi se dhe për muslimanët) si një shënjt i madh.

* * *

Këto treva kua prehet Shën Kozmai, i njoh mirë. Kam lindur dhe jam rritur në një fshat rreth 5 km larg këtij tempulli, po ta quaj kështu, dhe, kur dola mësues, u emërova në një fshat po në rrethinat e Shën Kozmait. Dy ose tri herë në javë, për tri vjet rresht, kaloja aq afër kishës së Shën Kozmait, sa, po të zgjasja dorën nga rruga, do më binte në oborrin e kishës me të njëjtin emër. Aty, mu pranë argjinaturës që sapo qe ngritur në vitet'60-të, hasa me këtë "orakullin" për të cilin dhe do t'ju flas. Ky, "orakulli", qe një plak rreth të shtatëdhejtave, por i mbajtur mirë, sipas moshës që kishte, dhe ajo që të binte në sy, sa ta takoje, qe fakti se i hanin brirtë për muhabet.

Qe mëngjes dhe e pashë që aty, mes lumit dhe argjiaturës, ruante dhëntë e tij (akoma kooperativistëve me statut u lejohej të mbanin 10-12 dhënë dhe një lopë). Dhëntë kullosnin për qejf të tyre dhe ai kish zënë një rreze dielli dhe shullëhej. Unë e pashë dhe i fola: - Mirëmëngjes, xhaxha! - fola.

- Mirëmëngjes, evlat! - ma ktheu. Pastaj, si më pa trastën e librave në dorë, më tha: - Qenke dhaskal, me sa shoh! - Mësues

jam! - pohova.

- Po për ku vrapin? -pyeti përsëri. I tregova se ku qeshë mësues dhe u dhashë këmbëve se duhej të kapja orën tetë të mëngjesit. I kërkova falje për nxitimin dhe i thashë: - Ditën e mirë! - Udhë e mbarë e mirëardhshë! - më uroi.

Por kjo puna e përshëndetjeve tona sikur u “trashë” ca dhe, tek po kthehesha për në shtëpi, e gjeta prapë atje, por këtë radhë nuk po shullëhej, për kundrazi: kish marrë ca degë pemësh (kishte ardhur pranvera) dhe pashë që degat plot me gjethe i mbante në pak lart dhe ia zgjaste dhisë së vetme që kishte në tufë. -Xhaxha, - i thashë, - pse e “mundon” dhinë ashtu, po lërja në tokë që t’i hajë me gojën e saj!

Ai qeshi kur dëgjoi ç’i thashë dhe më tha: -Dhaskal je për nxënësit, se për këto digjo ç’të thotë xhixhai. Dhija, or dhaskal, nuk ha dotë ashtu si delja që e ngul turiçkën mbi bar. Nuk e ul kokën dhija jo, se i “merren mend? !!!”, do pyllin dhija jo fushën. Delja po është për fushën. Sado fshatar, nuk e kisha dëgjuar këtë “profeci”, por sa të rrosh dhe do të mësosh. Se po qe kulloste në fushë dhija, do qe mbushur Myzezqeja me dhi. Do malin dhe pyllin dhija, - dhaskal. Bëmë dhe pak muhabet dhe u ndava me të për atë ditë. Por "profecia" e tij nuk më linte rehat. Kur takova me një çoban nga ata që shtegëtonin ndër ne dhe ia thashë këtë profeci, ai qeshi paksa dhe më tha: atë që i “merren mënd”nuk e di, por kokën përpjetë e mban dhija.

* * *

Qe duke dalë marsi dhe xhixhai sikur më priste atje mes rrugës. U përqafuam dhe i them: - Epo tani erdhi pranvera, shpëtuan dhe bagëtitë për kullotë, por dhe pemët nga ngrica. Ai (po thuaj që nuk qe “orakull? !”), dëgjo xhixhanë dhe ta kesh nasijet (porosi) nga unë. - Pranvera nuk ka ardhur se çelën pemët.

Pemët janë dygrupesh: në të"mënçme" dhe në "budallaçka?!". Sa tha kështu, nuk po e mbaja dot të qeshurit. Jo, mos qesh, po është kështu dhe nuk e luan topi. E di që do pyesësh: -kush janë të"mënçme" dhe kush "budallaçka". Ja, ta thotë xhixhai tyja: "budallaçka" janë kumbullat, bajamet, pjeshkët, dardhët, mollët etj. A ke parë? "Çartojnë" nodnjëherë dhe çelin dhe në shkurt. Po një të ardhur një ngricë a tufan, abasës (papandehur) dhe na i lë shkretë.

-Po të "mënçme"? -pyeta unë. -Të mënçme janë driza, murrizi, akacia dhe mëlqinja (xinxifja). Këto me gjëmba. Në çelën këto, atëherë ka ardhur pranvera dhe nuk ka kthim më prapa. U çudita me "erducionin" e tij dhe, pasi e pushtova si mik të mirë e të ditur, u ndava për atë ditë. - Dëgjo, - më tha, - është skollë (shkollë) tjetër kjo jona. Nuk është me libra, po i kemi parë me sy.

* * *

Dhe ja "profecia" e fundit. Po kthehesha nga shkolla dhe ai, duke e ditur dhe orën kur do kaloja, sikur po më priste. -Do ulemi pak shesh!-propozoi ai. Se qy (ky) muhabeti që do bëjmë tani, ha pak gjatë. Dhe u ula. Qemë ballas dhe e pashë që çoi buzënë gaz: - Do të bëj një pyetje, më tha, po para se të përgjigjesh, mendohu pak. Ndërsa prisja ndonjë pyetje enigmë, kur ai e zbrazi:

-Kë do më shumë ti dhaskal?

-Po ç'ka këtu për t'u menduar, -fola unë. Nënën dua pse kë tjetër?

-Ore, - ndërhyri menjëherë, - më sheh kështu me dhënë dhe kujton se ma hedh? -Jo, -u mbrojta unë. Nënën, e kam seriozisht.

-Dhaskal, - e mori fjalën ai, digjo xhixhanë se si shkon puna e dashurisë tek robi. Dhe filloi:

-Nënën e do sa je i vogël. Pastaj në ke një vëlla të afërt me

moshën tënde, zë dhe do atë: se kohën më të madhe e kalon me të. Kur zë e të djersitë musteqja, siodzot tyja në këtë moshë, do atë "piserëngen" që ke psonisur. Vjen koha dhe martohesh: do gruan. Ke dëgjuar si thonë: burrë e grua, mish e thua. Bëhesh me fëmijë: do fëmijtë. Pastaj kur moshohesh, sidozot unë, do fëmijtë e fëmijëve. Nuk ka dashuri më të madhe se sa ajo që kanë gjyshërit për fëmijtë, ndaj dhe thonë: evlati i evlatit, është mjalti i mjaltit. Tani tha që t'i vëmë kokë muhabetit: kaq dita, kaq thashë, merri dhaskal, se t'i lashë. - Mbaji vath në vesh, dhaskal!E përqafova ngrohtësisht dhe u ndava me këtë"orakull" që takova dhe u njoha pranë Shën Kozmait.

* * *

Tani që jam bërë gjysh për vete, i kujtoj "profecitë" e tij dhe them: - Pse nuk është gjallë dhe të vete t'i them: - Më fal, dashuria shkon nëpër ato shkallë që tregoje ti. Dhe jo vetëm kaq: ke të drejtë edhe për pranverën dhe për dhinë. Paqe mbi varrin tënd, o "Orakull" i Shën Kozmait! Amen!

**e kam ripunuar dhe i jam përmbajtur vënde-vënde të folmes myzeqare.*

## KE LE KRYQ, USHTAR!

*(In memoriam, Atë Zef Pllumit!)* – esse

U bënë plot 47-vjet që kjo britmë ” Ke le kryq, ushtar!”, shpesh, më vjen përmjet mjegullave të kohës, që, kur davaritet, më bëhet edhe më e prekshme. Ka ndodhur në Lezhë bash në marsin e vitit 1967. E kish mbajtur qysh në 6 shkurt 1967 Enver Hoxha atë fjalim aq “brohoritës” kundër fesë dhe, si për ta pagëzuar me “buritë” e asaj kohe* kur i bihej burisë veç me një brimë: *made in parti* dhe *sh. Enver*, u zgjodh Lezha për t’u mbledhur në një kuvend historik (ma merr mendja ka qenë 2 marsi 1967) i “ngjashëm” me atë historikun e Skënderbeut të vitit 1444. Pati organizim të madh dhe, si vënd i këtij kuvëndi të madh, u zgjodh një rrafshinë mali, midis Lezhës e Shëngjinit, mu tek këmbët qe këneta e Kunjës dhe, prapa rrafshinës ku u mblodhëm, qe kisha e Lezhës dhe spitali (në krahë të djathtë kur shkon nga Lezha në Shkodër). Unë qeshë ushtar dhe si gjithë ushtria e saj zone, u bëmë pjesëmarrës të drejtpërdrejtë të këtij kuvëndi që vetëm historik nuk qe. Komisari i repartit më kish ngarkuar që, sa për “nxemje”, para se të fillonte kuvëndi të lexoja një leksion kundër fesë. E kisha marrë pak me zjarr këtë detyrë dhe, duke kujtuar se po logorisja para nxënësve (unë mësues qeshë me profesion), lexoja me pasion dhe, ku e ku, e ngrija zërin edhe një oktavë më

lart për të dëgjuar më mirë auditori. Kur po prisja që auditori të më jepte “dafinën e lavdisë” për sqarimin e madh shkencor, befas dëgjoj një zë. Shikoj nga folësi dhe qe një fshatar i atyre anëve, veshur si i zonës që gjykuar nga mosha, duhej respektuar. E pra, i moshuari, foli:

- A vet e ke përgatit a ta ka dha të gatshëm komisari? Unë, që aso kohe kisha hundë të madhe, iu përgjigja me një farë mllefi:

-Nuk ka nevojë me ma përgatit komisari, por jam i bindur për ç’ka lexoj.

“Fshatari” as që u trand nga përgjigja ime (e një aguridhi, siç gjykoj tani), por pa i lëvizur fare qerpiku, vazhdoi:

- Ushtar, a mundesh me u çue në kambë?

Natyrisht, sado që pyetja e tij më kish lënduar, nuk mundesha që mos ia plotësoja kërkesën. U çova. – Rri drejt, - tha ai. Si me ken gatitu. E zbatova dhe këtë kërkesë, sado që po më bezdiste. Mandej, ai dha “komandën” tjetër: – Hapi krahët, ushtar! I hapa dhe, kur më pa në atë pozicion, vërejta që kalmend në fytyrën e tij dhe, pa më “komanduar” më, tha: – A e vren ushtar? Ke le kryq, lum miku! Tash, ç’është e vërteta, jo vetëm kisha “le kryq”, po qeshë vënë në kryq. I moshuari tha: - I thuaj komisarit, ushtar, se ke “le kryq” dhe një gja tjetër, ushtar: – Nuk do besoj në Zot, kur fabrika të prodhojë farën e tokës!!! Jo vetëm leksionin tim e mori dreqi, por ky” i moshuar” më bëri për ujë të ftohtë. Kur më doli e pira, pyeta për të. -Ka qenë prift… ka ba dhe burg, - më thanë asi kohe. E, por se mos i prisja kështu drutë asi kohe. Unë qeshë i brumosur me mësimet e partisë. ***

E ndoqa “kuvëndin” që zgjati goxha. U bënë copë e thërrime ato “profkat” e fesë. Pa si “gurprove” për zakonet prapanike, e mori fjalën një e re, që prishi fejesën (që në djep) e plot thagma të tjera. Mandej, o burra dhe drejt kishës (edhe kjo qe bash mbi një kodër të lartë (prapa shpinës ku u blodh kuvëndi) dhe me

ceremoni u hoq nga vullnetarë kryqi. Sulmi i "zjarrtë" vazhdoi tek vila e fratit. Ajo qe mes një bahçeje me pemë, më e bukura në gjithë Lezhën. Asi kohe qe sa kaloje urën e vjetër të Drinit, në krahun e djathtë kurvije nga Lezha për në Shëngjin. Aty u zhvillua pothuajëse një betejë e bukur (kam shkruar për këtë "betejë në poezi e prozë) që po e sjell dhe për ju: – Hiqe kryqin që ke mbi vilë, - e urdhëruan atë fratin e Lezhës.

-Jo, mor, ça jini tuj thanë, - kundërshtoi ai. Aha, thanë partiakët, nuk don. -Hipni, urdhëruan dy të rinj, dhe ata, mbasi hipën, e shqyen. Dhe Frati (trimëria nuk ka brirë): - A e hoqët a? I thoni partisë që unë kryqin e kam çetu (bëri duke shënuar zëmrën). U bëra plot nga ky heroizëm i këtij kleriku kaq trim. I merrni me mend vet pasojat se, në historinë e kohës së partisë, veçanërisht klerikët katolikë kanë qenë në grykën e topit (po t'i referohem një sllogani të kohës). E , me që jam në suazën e atij kuvëndi të Lezhës, e kam dhe sot atë dom Loron që u kryqëzua në një pamflet të hidhur të asaj kohe, se jo vetëm kish popullaritet (në mos gaboj qe në zonën e Shënkollit), por luante dhe futboll me të rinjtë. Qe lojtar që kish shumë tifozë, por i vunë hekurat se gazetaruci shkroi: "Dhelpra plak luan futboll". Natyrisht, gazetaruci i ngriti shkallët e karrierës duke "kryqëzuar" një klerik kaq popullor dhe, paradoksi, është se "gazetaruci" ende "lulëzon", bën karrierë dhe mallkon atë kohë. Për këto "merita", ai është o Mjeshtër i madh o Nderi i Kombit. Për dom Loron askush nuk kujtohet. Për të qeshur apo për të qarë…

* * *

U zgjata paksa në këtë "esse" që e shkruaj për Atë Zef Pllumin. Unë e kam njohur prej kohësh. Ai nuk më njohu kurrë. Po ta kisha gjetur gjallë, do i kërkoja një audiencë. Unë nuk hyj në grupin e atyre njerëzve që "bisedojnë me të vdekurit" duke

shitur profka dhe për të thurur elozhe për vete. Të tillë njerëz që zbrazin pushkë pas beteje, më ngjallin neveri. P.sh. shoh një xhelat (nuk e vë fare në thonjëza fjalën xhelat) që hiqet si një njeri me zëmër të madhe. Që duke qenë xhelati numër një të paktën për një dekadë, na paska qenë njerëzor, po se po, po dhe trim: sa vet Ramiz Alisë (Enveri kish vdekur) ia ka vënë dy këmbët në një këpucë. Të tillë sharlatanë, ashtu si kërpudhat që mbijnë pas shiut, e shesin sapun për djathë, ka shumë. Shkruajnë libra, bëjnë promovime bombastike dhe gjejnë klakerë që jo vetëm i duartrokasin, por dhe i pompojnë. Kurse Françeskani i madh, Atë Zef Pllumi, është i një mizure tjetër. Dishepull i "Tatës"katolicizmitShqiptar" aliaz Atë Gjergj Fishta vetëm me trilogjinë "Rrno vetëm për me tregue" vjen aq i bardhë dhe i papërsëritshëm sa, gati të rrëngjethë. Ai e ka shkruar atë pa sforco fare. Ka treguar ato "vuajtje" që nuk kanë qenë vetëm të tijat. Në një përgjithësim relativ, Atë Zef Pllumi ka bërë radiografinë e atyre burgjeve të diktaturës si një Solzhenicin Shqiptar "Gulaku" i Stalinit dhe CO… ka qenë një ferr i vërtetë. Por ja që ndodh: çiraku ia kalon ustait. Enver Hoxha mori yrnekun rus, por e zbartoi si një "usta" dhe kaluar "ustait". Lexon "Rrno vetëm për me tregue" dhe bindesh se jo Ferri i Dantes kish të shkruar atë postulatin" Ju që kini hyrë këtu, lani duarët nga çdo shpresë", por kjoish shkruar në gjithë burgjetferr të Shqipërisë. Pasazhet janë të tillë që ta bëjnë mishin kokërr, por në se po ndalem tek ky, Prelat i madh, kam dhe arsye të tjera.

* * *

E kam shkelur me këmbë për vjete Malin e RRencit nga ishte ky frat i madh. Dhe sot më tingëllon në vesh porosia e komisarit: "… aty, pas asaj shegës së madhe, ka shtëpinë një agjent i Vatikanit dhe i Titos". Tri vjet me radhë "as shegën e madhe"

nuk e kalova dhe as “agjentin” nuk e takova. Erdhi viti 1967 dhe, sa lexuat” ke le në kryq” m’i tha një që kish qenë prift. Po unë ama nuk e takova. Unë s’e takova, po andej nga vjeshta 1967 kur në Shëngjin plasi një “shernajë hajnasH” në tregëti dhe “Gjurmët nuk të çonin në qelë” sipas një grafomani të kohës), por të çonin në kupolën e partisë e pushtetit dhe prapë, u lakua: ”… të gjitha i bën një prift, agjent i Vatikanit dhe Titos”. Dhe bash atëhere e kanë arrestuar për së dyti Atë Zefin. Kjo qe “njohja” e dytë me të.

Po unë atëherë as dija gjë për të. Kur qeshë në Amerikë, lexova “trilogjinë” dhe “njohja” ime me të u bë dhe më e plotë. Unë po i përjetoja të gjitha “njohjet” e mia me të dhe u bëra, bash “miku i tij”, se tek libri gjeta miq që, sado që kanë ndëërraur jetë, kurrë nuk do t’i harroj. Gjeta doktor Vojo Bilbilija për të cilin ati i shquar shkruan me aq sinqeritet. Po mua doktor Vojoja më ka shpëtuar jetën në vitin 1955, kur erdhi nga Libofsha e Fierit dhe me dorën e tij më bëri dy gjëlpëra njlëra pas tjetrës. Më nxorri nga kllapia dhe, po të mos kish qenë ai, as që do kisha jetuar më. Kur e arrrestuan si” agjent” gati sa nuk kam qarë. Tjetri qe Velko Shqepanoviç, ish mësuesi që jepte rusisht në degën e rusishte në pedagogjiken e Elbasanit. Sa i mirë që qe! Pata bërë me profsorin kushedi sa “partishahu”, por dhe ky doli “agjent”. Gjeneral Gjin Marku (i vetmi gjeneral katolik që qe nga Mirëdita). Ky qe mik i familjes sonë se imvëlla ka qenë shofer i tij dhe Gjini kur qe gjeneral, ka qenë mik në shtëpinë tonë. Po dhe sikur asnjë mos njihja në këtë libër me kaq vlerë, kisha pse shkruaja për Atë Zef Pllumin.

Tash libri i tij u përlthye në italisht dhe qe një bum i vërtet letrar. Një bum i bukur se me atë libër, autori, sikur ka shkruar “biblën e vuajtjeve” të gjithë atyre që provuan ferrrin komunist. Por pak i sëkëlldisur jam. Gjithmonë më mundon pyetja që kërkon përgjigje: - Po të ishte gjallë Atë Zefi, do kish pranuar që parathënine ta shkruante një njeri me njl beugrand të tronditur

si Berluskoni?  Unë kësaj pyetje i përgjigjem: - Jo. Atë Zefi si Françeskan i madh nuk do ta pranonte. Në bibël (unë natyrisht nuk jam kushedi se ç'njohës i biblës) thuhet, veç tjerash: "… kushdo që bën një kurorëshkelje ka një zëmër pa gjykim;…" e Berluskoni shquhet në këtë fushë "rrënimi moral". Gjithmonë më duket (qofsha un'i gabuar) se "ruba e bardhë shpirtërore e patër Zefit, u qep me penjë të zesë". Unë them se Berluskonit i duhej ky "rrëfim" për të davaritur gjithë atë valë procesesh gjyqësore ku, deri më tash, nuk është ndarë me faqe të bardhë. Sidoqoft, me këtë "esse" modeste kam për qëllim që të ndez një qiri për këtë NJERI me zëmër të madhe.

*Tiranë, 19 mars 2014*

## VERORJA E "VESHO" AGAIT

Nuk di pse hyrja e asaj pranvere më gjeti me një infeksion. Mjeku që më vizitoi, jo vetëm më dha ilaçe, po, kur mori vesh që qeshë konviktor, bëri shënim që kisha nevojë për izolim nga shokët. Keq qe, domosdo, por kot nuk thonë që pas një të keqeje, ka diçka të mirë. Drejtori vendosi që "izolimin" ta kaloja në shtëpi. Ky vendim qe si një sihariq për mua. Kur më tha që do shkosh në shtëpi, sikur më iku infeksioni dhe sikur u bëra me flatra. Me një frymë, heret në mëngjesin e së nesërmes, tek stacioni i trenit. Kur mbrritëm në Rrogozhinë (unë vija nga Elbasani) mezi prita të ndalonte treni dhe, sakaq, sikur të më ndiqte dikush me shkop, vrapin tek agjensia e udhëtarëve për të zënë "Satën" (epo kështu thoshim për autobuzin atë kohë). Preva biletën dhe, tek hipa në "Satë", ndiqja nga xhami tërë mjedisin që, pak nga pak, po bëhej si një qilim me motive laramëne: pemët ngarkuar lule, kurse bari sikur po buiste. Unë e kisha humbur fare, aq sa gati po harroja që, krejt befas, po vija drejt shtëpisë. Malli më kish marrë dhe, tek mendoja, që për një javë do isha"lëmë, o Zot, të rroj", qeshë bërë çakërrqejf. As nuk do ngrihesha në pesë të mëngjesit për fizkulturën e mëgjesit; as do vazdoja me veprimet e tjera: stereotip! 45 minuta studim (për të rifreskuar mësimet çdo mëngjes), mandej 6 orë të mira mësimi e të tjera e të tjera. Duke bluar në mokrra këtë stereotip rutinë, befas pashë nga jashtë që kisha mbrritur në Vajkan, mu tek çezma. Këtu

zbrisja dhe, mandej, hyja në oborrin e kishës dhe, përmjet një rrugedhishë, çaja përmjet pyllit të Vajkanit (ky aso kohe qe jo vetëm shekullor, por dhjetra e dhjetra hektarësh). Kur them qe, se sot ky pyll shekullor nuk ekziston. E shkulën për dy ditë dhe e kthyen në hiç. E shkulën jo "hordhitë" e Atilës (për këtë në histori ka mbetur postulati: "Ku shkelte Atila, nuk mbinte më bari"), por turmat e pas viteve nëntëdhjetë në emër të "zhbërjes". Duke shkruar kështu, jo vetëm dua të jem i drejtpërdrejtë, por jam i obsesuar dhe i mallëngjyer për atë pyll që qe si një mushkëri gjigande që filtronte ajër të pastër për gjithë atë mjedis me gjelbërimin e përhershëm të tij. Pra, hyra në oborrin e kishës, kalova pranë dyqanit (ky dyqan me reciprok u shërbente rreth 6 fshatrave të zonës) dhe, tek hyra në rrugën e dhive mes pyllit (duhet të ecja rreth 1km përmes pyllit), qeshë i kalmendur. Kur je në qejf, zë e shpreh dëshira të bukura. Kështu ndodhi dhe me mua. Ah, - thosha unë, sikur ja të vijë ajo Verorja e "Vesho" Agait për në dyqan dhe të takohemi këtu, mes pyllit. Mes pyllit, - thosha unë, se nuk kish ditë që nga fshati im mos çanin mes kësaj rruge dhishë bashkëfshatarë të mitë: çonin në dyqan mallra (sidomos vezë apo leshë) dhe blinin o sheqer, kripë, vajguri. Vërtet që vinin, por më shumë gra të moshuara apo burra. Se nuset e vajzat rrallë zbrisnin përmjet pyllit, se i "hante ujku". Unë këtë e dija mirë, por qeshë në qejf, or tunjatjeta. Dhe, kur je në qejf, hesapet i bënë pa pyetur hanxhinë. Tek prijsa atë Veroren, (moshatare me mua kjo) dhe mend po ia thërrisja këngës, befas dha ballë Alimeja e Shefitit. Kjo qe edhe më e moshuar nga ime ëmë dhe, kur më pa, më hodhi duarët në qafë dhe pllaq-plluq më puthi në faqet. Epo qe zakon nga anët tona dhe, tek ndjeja buzët e Alimesë, i zhdrroja me ato që do shkëmbeja me Veroren. Po ku Alimeja dhe ku Verorja. Hane Sham, hane Bagdat! Teto Alimeja zbriste drejt dyqanit dhe unë bëja përpjetë. Sa lashë pyllin, dola në breg. Që aty (bregu ka të njëjtën lartësi që ka ajo kodra

dominuese ku është vendosur manastiri historik i Ardenicës (për ta bërë pak më të prafërt mjedisin gjeografik të kohës). Pse ka një lartësi të tillë, që nga bregu shikon si në pëllëmbë të dorës gjithë fshatin. Kështu ndodhi dhe me mua. Dola në breg dhe, si u mbusha mirë e mirë me frymë, i ndeza motorët e marshimit. Më duhej që, mbasi të zbrisja njëmalore prej dy km, po aq për t'u ngjitur pjesës tjetër të fshatit, se mu në një kodër të tillë e kisha shtëpinë. Ne kishim ardhur nga Skrapari dhe na pëlqenin "lartësitë". Kështu, them unë, instikti i maleve e ka bërë timatë që ta ngrejë shtëpinë në një kodër të lartë: si pikë trigonemtrike nga ato të ushtrisë. Po me atë qejf që kisha, ku më hynin në sy ato 4 km në atë terren aq të thyer. Nuk ecja, po sikur vrapoja. Putrat e këmbëve sikur binin mbi supe.

* * *

Kur sosa tek "bregu im", së pari kalova tek kasollja e bagëtive (kjo qe nja njëqind metra larg nga shtëpia) dhe, kur lashë kasollen, u përballa me mikun tim "Tukun". Ky lehu tërë gëzim dhe gati më rrëzoi kur më hodhi putrat e tij të ngrohta mbi supe. E kisha rritur vet dhe, sa vija me pushime, ai nuk ndahej as ditës dhe as natës. Tërë verës unë i kaloja netët me dhëntë. Pas" Tukut", nëna dhe të tjerët më pas. U çuditën me ardhjen time të beftë, po kur tregova ilaçet, atëherë filloi dhe kujdesi i posaçëm. Po ky "kujdes" as që zgjati as dy ditë. Qumështi i ngrohtë dhe, ca më shumë ngrohtësia familjare, qenë ilaçi mbi ilaç. Mbas dy ditësh, qeshë bërë qiqër dhe fillova të "vërvisja pleshta". Kjo të "vërvisje pleshta", nuk është shprehje ime, por e një miku tim të ndjerë, tashmë, Lake Tafës nga Petova (unë kam thënë: -Jam nga Petova e Fierit). Ky, miku im i ndjerë, kur shihte që nuk rrije urtë, thoshte: - Po vërvit pleshta! Po. Kështu ndodhi.

* * *

Ditën e tretë të "iozolimit " tim, unë dola për "gjah". Do t'i bija fshatit kryq e tërthor. Tek lashë shtëpinë ("Tuku" as që më ndahej), thashë një rrugë e dy punë. Po qëndroj tek mullarët. Atje, si merakli që kam qenë pas dhënëve, po mbush dhe një thes me kashtë tërshëre. Për ata që nuk e njohinkashtën, u them: kashta e tërshërës është më e butë se sa e grurit. Dhe, kur këtë kashtë e përdor për shtroje për bagëtinë (unë merakun dhënëve kisha), është njësoj sikur po fle në dyshek të mbushur me leshë krahasuar me ata që flenë në dyshek të mbushur me lecka. Do ta mbushja me kashtë tërshëre, por ne nuk kishim mullar të tillë. Vetëm "Vesho" Agai kish të tillë. Po hajde ta ndreqje me të. Ju do thoni se kush qe ky"Vesho"Agai. Me pak fjalë, po ju tregoj. Ky qe një burrë kaba (unë i thosha karabina), me ca veshë të gjatë (gjëkundi as kam parë të tillë), mu si parafango makine. Pse i kishte kaq të gjatë veshët, pa i kish mbetur "Vesho". E sa për atë "aga", kështu thirren gjithë burrat. Ky lloj "agallëku" është si punë përkëdhelie, se as mos kujtoni se kishte prona. Po kishe nuk kishe prona, aga më ishe dhe të ma mbaje me shëndet. I kishe poturet me andra a ca më keq: të grisura, as që pyeste kush. Agallëku nuk të hiqej. E sa për "Veshon" me veshë të mëdhenj, u them që emrin e kishte Rexhep. Po Rexhepi sikur kish vdekur dhe njerëzia sikur çlodhej me këtë paranomin" Vesho". Ky "Vesho" agai na qe dhe bekçi i fshatit dhe zor se u shpëtoje syve të tij. Hall i madh. Thesi po më ngelte në dorë. Tek po mendoja që të dalë ku të dalë, se, dhe po t'më zinte "Vesho" agai tek mullari, mund të më falte se unë vija nga "kasabaja e largët", kur ndjej lehjen e një qeni. Pashë "Tukun" që zuri "pusinë" dhe, kur njohu "armikun" që vinte duke lehur, u ngrit në këmbë dhe sulmoiga "armiku". Qenë komshi dhe i kishin pjekur urat më parë. Unë hodha sytë dhe shoh që pas qenit"armik" dha ballë Verorja.

Verorja e “Vesho” agait. Eh, sa e kisha ëndërruar për këtë, Veroren. E kërkoja në qiell dhe e gjeta në tokë. Po kur thonë që nuk ka Perëndi? Po Perëndia lart është dhe poshtë shikon. Mban shënime për dëshirat tona. Pse ndodh kështu, pa erdhi Verorja. Verorja qe moshatare me mua. Sa herë takoheshim, më puthte në dy faqet, duke e shoqrëuar me fjalët. - Të keqen motra ty. Epo të keqen “motra” ty, qe si fillim. . . se, pastaj, unë zura “vërvisja pleshta”. Epo motër nuk e kisha. Se unë kisha tri motra dhe, kjo, Verorja, sado më thoshte “të keqen motra”, si tjetër motër më dukej. Ja, dhe tani, sa mbrriti pranë meje, pllaq-plluq dhe më puthi në të dy faqet dhe, tek do shkëputej nga unë, siç kish ndodhur zakonisht, këtë radhë si i “izoluar” që qeshë, sikur e mbajta dhe ca më shumë pranë vetes. Kur e pa, që takimi u zgjat, e mbuloi të kuqtë dhe gati po dridhej. Unë aq harbut nuk qeshë, sa të mos e lëshoja, por sikur i shtova ca si shumë “pleshtat”. Si për të shpëtuar nga ky gërç i madh, më pyeti: - Po kur ke ardhur dhe sa do rrishë. Në vënd t’i përgjigjesha, duket dhe vet qeshë bërë si kungull i pjekur, i them: - Verore, dua içikë kashtë tërshëre për t’u shtruar shqerrave (i kishim ndarë nga dhëntë). -Po thesin ta mbush motra, -tha pa të keq. Ma mori thesin nga dora dhe shkoi nga mullari. Unë mbeta si hu gradhi aty afër dhe hamendësoja: të shkoj apo mos shkoj. Po dhe të shkoja, sos se do bëhej kiameti. Se Verorja më kish vëlla. Vëlla, - thoshte ajo, - po unë ama trapsija pak larg. Sos se qeshë ai Halili i atij ciklit të kreshnikëve që thoshte: ”tan çikat e Jutbinës ku janë/ bash si motra po më duken/. Jo, mor babaxhan, Verorja nuk qe motra ime dhe pikë. Kështu mendoja, po , mbasi ma mbushi thesin dhe do ndahesha me të, i them: - Verore, të faleminderit! Ua, - bëri ajo, - po të vish prapë nesër se ta mbush motra dhe prapë “pllaq-plluq”, po në faqe ama. Iku, pa e kthyer kokën pas dhe pa më parë që unë i kisha “lëshuar pleshtat” andej nga shkonte ajo.

* * *

Ditë e re, nafakë e re. Unë thesin në dorë dhe, vjedhurazi syve të atyre të shtëpisë, u fsheha pas mullarit. “Vesho” agai e kapërceu atë rrugën , sa hante syri, dhe tani prisja të vinte Verorja. “Motra”. Qeshë zotuar: do ta puth. Do t’i them: të dua! Në më thotë dhe motra të do, do “vërvit pleshta”: -Jo, nuk të dua si motër. Se unë kisha “nxënë” kaq. Sos se kot nuk vija nga kasabaja. Dhe vërtet ja tek po vinte. Hodhi sytë nga vëndi ku u takuam një ditë më parë dhe, mënd i ngadalësoi çapat kur nuk më pa. Po unë dola ballas, sa të më shihte, dhe, kur më pa, u fsheha pas mullarit. Kur erdhi aty, më hodhi uartë në qafë dhe, tek zgjatej të më puthte faqet hasi në një befasi që nuk e priste. Unë e rroka me të dy duarët, e tërhoqa nga vetja dhe e putha në buzë. Ajo u mundua të çlirohej nga kulari i duarëve të mia, por, kur pa, që qeshë i vendosur, tha: - Të keqen motra, do na shohin. Po unë tani nuk pyesja më. E putha sa u kënaqa. Ne u takuam dhe tri ditët e tjera dhe ditën e fundti as që më kundërshtoi më. . Më dha fjalën se do më priste (qysh do bënte deri në qershor) dhe unë, i shëruar plotësisht, nga ai infeksion akut, i çmallur paksa me të mitë dhe i mallur aq shumë me Veroren, u ktheva në konvikt. Kur u ktheva për pushimet e verës (unë kisha marë maturën), sa u çmalla me të shtëpisë dhe vrapin andej ku qenë mullarët se ndoshta vinte “motra”, Verorja. Prita më kot, se siç më tha, një vërsniku im, “Vesho” Agai e kish martuar Veroren. Asi kohe ne ikëm nga fshati dhe unë nuk e takova kurrë më. Po ja që vjen një kohë, vërshojnë kujtimet dhe, kapur në rrjetën e këtyre asocioneve të largëta, ndjen që emcionohesh sikur ndodhin tani.

*Tiranë, 24 mars 2014*

*PËRMBAJTJA*